# H I P N O Z A

## Master – praktikant

**Seminar përgatitor sipas Instituti për PNL dhe Hipnozë**

**VËREJTJE**

**Autorizimin ekskluziv për editimin e saj ne internet e kanë këto WEB faqe shqiptare:**

**www.syri3.com**
**www.sa-kra.ch**

**Publikimimi i saj bë çdo faqe tjetër konsiderohet pirateri**

Prizren, 2005

# Parathënie

**Ky manual i hipnozës është një udhëzues për Master – Praktikant arsimor, sipas Institutit për Programim Neuro-Linguistik dhe për hipnozë.**

**Kjo është një vepër konsulente për Master – Praktikant të hipnozës. Të jep frymëzim dhe dije për të ushtruar.**

**Qëllimi thehemelor i këtij manuali është që të jua mundësojë një vështrim mbi botën e madhe, të bukur dhe pa mbarim të hipnozës, si dhe mbi punën e Programimit Neuro – Linguistik.**

**Ne mësojm sipas MOTOS:**

**Ti do të marrësh çdoherë përgjigjen nga pyetja jote, paraprakisht; ti e ke aparatin sensoral që ta njohësh atë.**

**Ne zhvillojmë aftësitë që të mund t'i njihni shenjat e trupit tuaj.**

**Ti do të gjesh këtu gjithsesi ndonjë ushtrim që për ty do të jetë interesant, dhe në jetën e përditshme do të mund ta zbatosh.**

**Ju dëshiroj gëzime dhe argëtim në punën tuaj të Master – Praktikantit për Hipnozë.**

Argëtim të mirë!

# Përmbajtja

## 1. Metodat indirekte sipas Eriksonit



## 2. Pikëpamja e dobishmërisë sipas Miltan Eriksonit



## 3. Teknikat speciale të përdorimit terapeutik



## 4. Autohipnoza

# Metodat indirekte sipas Eriksonit

**Mendimet tona më të mira veprojnë /shërojnë/ vetë**

**(Adolf Pichler, 1819 – 19009)**

Milton H. Erikson (1901 – 1980) ka qenë psikoterapeut shumë i njohur amerikan. Ishte nga Phoenix i Arizonës. Kishte dije enciklopedike dhe ishte bërë shumë i rëndësishëm në klinikën për Hipnozë, meqë zhvilloi metoda terapeutike dhe teknika të shumëanshme, të cilat janë prezentuar së bashku në librat, audiokasetat, në viedeo – shënimet dhe në veprat sekundare të tij.

**Qëllimi i Eriksonit**

Ardhja në nivel të pacientit.
Niveli i mendimeve dhe i veprimeve.
Terapeuti heqë dorë vijimisht nga pretendimet verbale dhe joverbale të pacientit.
Në këtë mënyrë terapeuti ia arrin që më së miri ta tërheqë pacientin dhe të krijojë besim të plotë tek ai.

**Marrja përsipër e sistemit të pacientit**

Përmes shkuarjes së fortë mbi pacientin, terapeuti do ta vendosë mendimin dhe sistemin prezentues të tij. Në këtë mënyrë terapeuti do të bëjë diçka krejt të papritur dhe do ta shkaktojë pasiguri përmes saj, si p.sh. do ta labilizojë qëndrimin e pacientit. Kjo e formon bazën mbi të cilën mënyrat e veprimit të pacientit mund të modifikohen.

**Veprimet e dobishme**

Situata tërësore duhet të strukturohet vetëm ashtu që ndryshimet depërtuese të dëshiruara dhe veprimi i dobishëm duhet të bëhen në atë mënyrë që intencat e terapeutit të jenë në përputhje me dëshirat dhe intencat e pacientit.

**Mbrojtja**

Pjesa themelore e çdo terapie është që pacienti të mbrohet dhe atij t'i jepet trajtimi i sigurisë.

**Qëllimet e Eriksonit**

Qëllimet e terapisë së Eriksonit në parimin themelor janë shumë të thjeshta. Ato janë të përcjella e të përmbledhura sipas Beahrsit dhe Kocenstajnit, më 1977.
Sipas përvojave të Eriksonit këta faktorë favorizojnë një gjendje të vetëdijshme, e cila është një lloj transi dhe në atë pacientët më së miri janë të përshtatshëm për ndryshueshmëri dhe për proceset e mësimit.

## Principet e hipnozës

Principet tipike për hipnozën sipas Eriksonit janë:
1. Dobishmëria
2. Sugjestionet indirekte
3. „Rrjedhat“ dhe „Sjelljet“
4. Metaforat
5. Proceset kërkimtare të ndërdijshme
6. Ngatërresa dhe strukturimi i ri

## Dobishmëria

Aftësitë menatle dhe të përgjithshme të pacientëve do të përdoren ashtu si ka sukses në psikoterapinë e bisedës së përqendruar të klientit (sipas Rogerit). Veshjet e trupit, dëshirat dhe ndjenjat e pacientit duhet të akceptohen: pranë vetes e ka terapeutin me metodat e tij dhe aftësitë e tij të përkulshme. Ai ulet në një anë përpara, kështu që terapeuti me shumë siguri, përvojë dhe zgjerim metodash vendos; në anën tjetër ai aq saktë mund ta vërejë, dhe atij i bëhen këto përceptime të dobishme për formulimin e sugjestioneve.

## Principi themelor: dobishmëria

Bërthama e dobishmërisë dhprehet më së miri në të dhënat pasuese: „Sugjestioni hipnotik nuk është ndonjë lloj i magjisë verbale, e cila pacientin mund ta shtrëngojë dhe atë, para së gjithash, ta detyrojë për diçka. Sugjestionet hipnotike janë në masë të madhe të efektshme; ato në bazë mënyrës së funksionimit të mekanizmit të natyrshëm shpirtëror dhe asociacioneve, në pacientin janë të pranishme, dhe mund të aktivizohen, bllokohen apo ndërrohen“
(Erikison, Rossi+ Rossi, 1978, fq. 36).
Këto përmbahen ashtu që pacientin nuk do ta detyrojë se çka atij nuk i përgjigjet në sistemin e veshjes. Hipnoza është para së gjithash një proces individual, ajo vetëm në rrafshin individual do të mund të realizohet. Në veprimet praktike don të thotë që frika nuk do të jetë e pranishme.
E rëndësishme është që përmes këtyre metodave do të veprojë një **<u>Qëndrim – Po</u>**: Kjo ndodh vetëm atëherë kur pacienti mund të pranojë dhe, përmes kësaj, ai gjithashtu do t’i lejojë më tutje intervenimet, të cilat për atë për një kohë të gjatë janë të panjohura. Në këtë aspekt, gjithashtu, me „ raport veçanërisht më të mirë“ mund të përcaktohet simpatia dhe ngrohtësia njerëzore që në masë të caktuar janë të domosdoshme (shiko “Terapinë e bisedës psikike”)
Vetvetiu rezistencën dhe simpotomat e pacientit mund t’i përdorim në kuptimin e terapisë së tij. Kjo gjendje e përgjithshme përmbanë rezistencën nga frika dhe me këtë ndërlidhet ndërtimi i një marrëdhënieje terapeutike me besim të plotë.

## Sugjestionet indirekte

Verbalizimi te induksioni dhe gjatë terapisë nuk duhet të jepen drejtpërdrejt në kuptimin e ndonjë urdhri, por në ndonjë formë speciale të komunikimit. Pacienti merr vesh gjithmonë me miratim dhe më tutje mund ta zhvillojë një „Qëndrim – Po“.
„Format indirekte të sugjestionit janë mbulesa semantike, të cilat përjetimin e mundësisë relative të re e lehtësojnë. Ju evakuoni pavarësisht nga dëshirat tona të vetëdijshme,

automatikisht kërkesat e kaluara kalojnë në proceset e ndërdijes dhe të brendësisë“ (Erikson + Rossi, 1981, fq. 35).

# Mundësitë e sugjestioneve indirkte

### Teknika e hedhjes

Me këtë rast do të hidhet një njoftim i rëndësishëm në një gjë, dhe me atë do të përfitohet një asociacion pozitiv, si p.sh: „Ju mund ta përshkruani këtë ndjenjë shumë të lirë; si të dëshironi ju“. Fjala e rrjedhshme “i,e lirë“ i thërret asociacionet e përshtatshme me ndjenjën **i lirë** , gjë që frikësimet dhe kushtëzimet përballë njoftimit të ndjenjes i nxjerr jashtë loje (Eriksoni, 1966)).

### Banalitetet - njohuritë e përgjithshme

Përmes aplikimit të pohimeve të përgjithësuara, terapeuti punon më tutje për një qëndrim – Po dhe e zvogëlon qëndresën e pacientit: „ Shumica e njerëzve e ndijnë njërën dorë më të lehtë se tjetrën...“ apo „ne e kujtojmë ndonjëherë një emër, ai na qëndron në majë të gjuhës, e nuk e themi dot!“

### Papërcaktimi i të dhënunave kohore

Përmes kësaj terapeuti jep një hapësirë kohore të gjerë, që brenda saj reaksioni hipnotik të mund të hyjë dhe ta lehtësojë atë, dhe të mbledhë të dhënat. „Më herët apo më vonë duart tuaja do të ndihen më të nxehta“.

### Zbulimi i të gjitha mundësive, një kategori nga reaksionet

Që të mund të veprojë një fenomen i pëlqyer, terapeuti nuk e vë pacientin në mënyrën e reaksioneve të tij, por i përshkruan të gjitha mënyrat sjellëse në situatë, pastaj më vonë ato çdoherë i ngushton, si p.sh. te evitimi i shtjellimeve:
„ Ju do ta vëreni, sesi një gisht juaji fillon të hidhet përpjetë, gishti tregues apo gishti i mesëm fillon të çohet lart. Kjo çuarje mund të jetë kah lart apo kah poshtë, ndoshta edhe anash, dhe gjithashtu me shpejtësi të ndryshueshme“.
Është e rëndësishme që pranë përforcimit diferencial tani reaksionet të ecin. Përmes kësaj terapeuti e bënë të nevojshëm reperatoarin e tërësishëm të sjelljeve dhe të veprimit, që të gjitha reaksionet të jenë shumë të sakta.

### Lidhjet dhe lidhjet e dyfishta

Është e rëndësishme që tendencat, reaksionet dhe ngritja e konfliktit tek pacientët të njihen dhe ato pastaj të përmblidhen në formulime: „ A doni ju të shlodheni thellësisht apo mesatarisht? – A doni ju ta përjetoni transin tani apo më vonë?“
Këtu implikohet mundësia e shlodhjes apo e transit të mëparshëm (double – bind), (Eriksoni, 1964a).

**„Gjurmimi“ dhe „Udhëheqja**“

Gjurmimi mbështetet në atë që mënyrat e sjelljeve konkretisht të treguara të pacientit, të përshkruhen saktësisht, madje edhe të kopjohen :
„Ju uluni në mënyrë të përshtatshme në karrigen tuaj, i keni kryqëzuar këmbët njërën mbi tjetrën dhe pritni.”
Përmes kësaj, ju keni përgatitur përsëri një Qëndrim Po. Kjo formë do të bartet më vonë në planet e ndërrmarra, të cilat do të komunikojnë me pacientin. Kështu humori i plotë do të jetë si shaka e folur dhe energjike.
Në shkallshmëri, mbi të, arrin sukses udhëheqja. Terapeuti ulet pranë tij, sipas intervenimit dhe shikimit të planifikuar, çdoherë në akordim të gjurmimit të pacientit:
Te induktimi, terapeuti përcjell çdo gjë, duke filluar me tempon e frymëmarrjes së pacientit; në këtë rast, me frymëmarrjen e tij vetanake kujdeset gjatë komunikimit të sugjestioneve. Së shpejti pacienti i tregon shenjat e shtendosjes (me frymëmarrje diçka më të çeltë dhe më të thellë), terapeuti e ngadalëson në mënyrë të papërfillshme ritmin e frymëmarrjes së tij. Ai e nxit pacientin përmes kësaj, që edhe më ngadalë, edhe më qetë, të marrë frymë, pastaj të shtendoset më thellë.

## Metaforat

Eriksoni e ka favorizuar shumë përdorimin e metaforave. Rregulla themelore qëndron në atë se aty do të flasin rrafshet e shumëfishta të vetëdijes, të domethënies dhe të komunikimit (Eriksoni +Rossi, 1979). Për këtë shërbejnë lojëfjalët, simbolet, anekdotat dhe metaforat, të ngjashme me interpretimin e Frojdit (Frojdi, 1910).
Kuptimi i metaforës është si : meta = „përtej, mbi“ dhe fora = „ sjellë, bartë „ përmban bisedën e ndërdijes përmes ndonjë numërimi. Këtu ndihmojnë, p.sh. përrallat, anektodat etj. (Gordon, 1978). Nga këto zhvilohen tani teknikat, si „parashtrohen metaforat e shumta“, një sasi nga përrallat, tregimet – ( Mattheus + Langdell, 1989).
Sidomos, nëse terapeuti dhe pacienti kanë kultura apo religjione të ndryshme, metaforat në terapi mund të jenë shumë të ndihmueshme, (Bilu, Ëitztum + Van der Hart, 1990).

### Proceset kërkimore të pavetëdijshme

Një bazë e mëtutjeshme e terapisë së Eriksonit mbështetet në atë se të shprehurit e ndërdijshmëm (psh. përmes metaforave apo përmes ngatërrimeve) përmes proceseve kërkimore udhëheq në zgjedhjen e problemeve, të cilat për nga interpretimi përmes instruksioneve direkte nuk janë gjithaq të dobishme.

### Ngatërresa dhe strukturimi i ri

Nëse një person këtu mund të jetë i fokusuar në ndonjë lëmë informacioni të kryqëzuar, Eriksoni e përdor këtë përkufizim (psh. Erikson , Rossi + Rossi, 1978) dhe udhëhiqet përmes formulimeve të tij të ndryshuara, të cilat nga fokusi tjetër i vetëdijes janë të përpikta. Përmes kësaj ai tek pacientët arrin mossigurinë dhe pengesën dhe tani e përsërit kërkesën për strukturim të ri.
Konfuzionet e këtilla mund të ndërrmerren përmes verbalizimeve dhe ndërrmarrjeve të llojllojshme. Si mundësi linguistike qëndrojnë, për shembull, në dispzoitë : Antonimet,

homonimet, sinonimet, parashtrimet, ndërprerjet, jehonat, fjalë të papërdorshme (Otani; 1989).
Për shembull (përbrenda një induksioni, në mendime cingërron që të veprojë e lirë një amnezi):
„Mendimet vijnë e shkojnë, ashtu ju ndoshta mendoni tani drejtpërdrejt në diçka nga e djeshmja apo në diçka nga e sotmja apo e nesërmja“.

Terapeuti shkon me dorë të zgjatur në përshëndetjen e pacientit, e tërheq megjithatë në momentin e fundit dorën e tij prapa dhe në këtë moment sjell sugjestione verbale të rëndësishme. (Veprimet e ngatërresave sipas Eriksonit, Rossi + Rossi, 1978, fq. 177

**Ngatërresa**
(pasojat nga stresi,
shokgjendja, pasiguria etj.)

↓

**Zgjedhja e strukturës**
(ndërrimi i veshjeve ushtruese
të trupit)

↓

**Strukturimi i ri**
(ndërrimi në drejtimin e një
nevoje ekzistuese)

↓

**Gatishmëria për të pranuar**
(Është e ofrueshme për
sugjestione terapeutike)

## Aplikim i terapisë hipnotike sipas Eriksonit

Aplikimi i metodës indirekte të Eriksonit bëhet kryesisht tek veprimet e sëmundjeve (Ebell, 1985), te terapia psikologjike e kancerit (Gerl, 1985, Nevton 1984a, 1985); te pengesat e zorrëve të stomakut (Mayer, 1985); te ndonjë pezmatim i bajameve (Lotli + Kahan, 1986); te ndonjë plan i veprimit të analizës psikike (Rosen, 1984); në terapinë familjare (psh. Frenkle + Schmid, 1985), te terapitë fëmijërore (Bangar + Landon, 1983, Mrochen, 1990) te përshkrimet e simptomave (Zeig, 1980) ose te frikësimet ekzaminuese (Prior 1990a) etj.

## Krahasimi i hipnozës së ashuquajtur direkte kundruall asaj indirekte

Forma e hipnozës së parashtruar deri më tani është formë induktive dhe terapeutike „klasike“. Megjithatë ajo është më së shumti e përhapur.

Udhëheqja e së ashtuquajturës ''formë indirekte'' përmes Eriksonit, u bë kah fundi i shtatëdhjetëvjeçarit më e njohura dhe më profesionalja; ajo do ta varësojë ''Metodën klasike'' të Eriksonit, vetëm si direkte, apo Formën të emërtuar autoritare në të sqaruarit e llojllojshëm. Përmes kësaj bëhet një arritje në shizmën e shkencave të hipnozës, në të cilën bazohen përfaqësuesit e të dyja formave, duke mos u rivalizuar dhe ndarë në gupe.
Forma klasike do të mënjanohet si autoritare dhe e ngathtë, nga ana tjetër Forma indirekte do të përshkruhet si e paqartë dhe e ndërlikuar.
Si çdoherë, paragjykimet e këtilla mbështeten në pikëpamjet ekstreme. Kjo mënyrë e të vepruarit do të mënjanohet gjithashtu nga kolegët më të rinj: nga shkaku se kjo formë shumë e vjetër punon me induksion të shtangies dhe e sheh pacientin më shumë si objekt, ndërkaq terapeutin si manipulator të dëshirave, moralit dhe vetëpërmbajtjes.

Forma „klasike“ më e re përdor vërtet metodën e njohur induktive, e cila megjithatë është e vëmendshme, ajo forcon vetëpërmbajtjen e pacientit për t'u orientuar në marrëdhënien terapeut – pacientn si një unitet dhe ajo, në partneritetin, do të kooperojë me pacientin. Këto sigurisht janë të rëndësishme për bisedën psiko – terapeutike.
Kritika mbi metodën indirekte merr një vlerësim përkatës në kapitullin e paraardhshëm në një hapësirë më të gjerë.

**Krahasimet eksperimentale**

Në kohën më të re, mbi bazat e kësaj metode kontraverze, së shpejti do të udhëhiqet ndonjë hulumtim krahasues eksperimental.
Almani (1979) hulumtoi këto dy metoda, përkatësisht veprimin e tyre në përmbajtjen posthipnotike, dhe aty gjeti ndryshime domethënëse.
Pastaj kjo teknikë indirekte u bë më efektive. Në eksperiment marrin pjesë personat sprovues, studentë, të cilët mundën ta bartin këtë. Për këtë grup (për këta persona) metoda indirekte ishte veçanërisht atraktive dhe gjithashtu veprimplote. Vihen në pyetje gjithashtu konceptet ekzistuese në të përdorurit e gjurmimit dhe sa mund të jetë valid testi i sugjestibilitetit tek sugjestionet indirekte.
Me këso hulumtimesh merret edhe Tordella (1982) dhe ai hulumton personalitetin militar (ushtarakun). Personat me stile udhëheqëse autokratike nuk dallojnë në thellësinë e tyre hipnotike, qoftë në sugjestione direkte apo indirekte reagojnë njësoj si të tjerët. Gjithashtu, në përmbajtjet posthipnotike nuk kanë dallime domethënëse, apo në metodat e sugjestionit.
Coyle (1982) krahason „teknikën autoritare me atë permissive“ dhe e pëlqen faktin se personat hulumtues studentorë formën „permissive“ e gjykojnë më tepër se realitetin; sakaq forma „autoritare“ qëndron më shumë në vendosjen e „ndryshueshmëris së personalitetit“. Pikëpamja kundrejt hipnozës, gjatë formës permissive pavarësohet nga ky parashikim.
Hungerford (1984) e sprovon, në ç'pikëpamje e bënë edhe Abveri, se prezentimi i dëshmisë kontrolluese dhe autoritare me formën induktuese qëndrojnë në varshmërinë e përbashkët dhe këtu nuk gjenden ndryshime kuptimplote në mes të shërbimit sugjestional direkt dhe atij indirekt.
Gjithashtu edhe Mullins (1980) shkon kah ajo se metoda indirekte është më efektive, por, megjithatë nuk ka ndryshime domethënëse nga paraqitja e sugjestioneve direkte.
Këto të dhëna, se sugjestionet direkte dhe indirekte arrijnë veprime të njëjta, do të përsëriten në formë vërtetuese (psh. Ëexler, 1982; Lynn, Neufeld+ Matyi, 1987; Lynn, Ëecks, Matyi + Neufeld, 1988). Gjithashtu është Spinthaven,Baak, van Dyck dhe Vermeulen (1988) Testin

grupor HGSHS:A ( 1 – Larvard Group Scale of Hypnotic Susceptability, Farrn A) nuk e pëlqejnë në asnjë mënyrë ndikimin e hipnotizmit përmes sugjestioneve permissive.
Studimet klinike nga Eduardi (1979) merren me trajtimin e sëmundjeve kronike te plagët e unazave kurrizore dhe tregojnë sesa të mira janë në veprim, në të njëjtën mënyrë, metodat direkte si metodat indirekte, dhe as që kanë dallime esenciale domethënëse.
Krahasimi i këtyre dy metodave na e bën të qartë, se mënyrat e ndryshme të veprimit janë shumë të ngjashme, dhe vetëm prania e dashurisë së veçantë të terapeutit i bën të ligjshme apo të paligjshme.

**Mitet dhe epigonet**

Si mund të ndodhë kjo që hipnoza e Eriksonit të përfaqësohet vazhdimisht me vrullin sektar? Në mënyrë të rëndësishme shfaqet kënaqshëm personi i Eriksonit, i cili kishte shumë përshtypje për terapeutin e dëshmuar apo mësuesin si shfaqje dhe kreativitet. Përmes ideve novatore të tij, ai i solli dimensionet e reja në komunikimin e hipnozës dhe të psikoterapisë në përgjithësi.
Ai donte, për shembull, të tregonte dashurinë e veçantë ndaj ndonjë teknike që funksiononte (Hilgrad, 1988). Veçanërisht në vitet e tij të fundit të jetës, donte që tek njeriu i sëmurë rëndë, të zbatonte teknikat e shumta. Përfundimisht donte pastaj që tek nxënësit ta kultivonte „teknikën murmuritëse" dhe ta caktonte ndikimin e nënvetëdijshëm të ndërdijës (të përligjet). Kështu, kjo ishte për të metodë tipike indirekte, e cila u zbatua nga nxënësit e tij, veçanërisht disa kohë pas vdekjes së tij. Kjo nuk ka qenë kurrsesi  formë e tij intervenuese përmbyllëse, por ai punonte në mënyrë të ngjashme gjithashtu shumë direkt, nëse ishte i kuptimshëm, aq më tepër fleksibiliteti i së kaluarës së tij është quajtur si tipik (Hammand, 1986). „Eriksoni nuk pretendonte se metoda direkte është ndonjë zhvillim i kufizuar i ndonjërës nga metodat indirekte të mëparshmet" (Haley, Hammand, 1986). Në të kundërtën: ai rekomandonte të dy mënyrat e përmendura, të cilat për terapitë përkatëse duhet të përdoren në mënyrë të barabartë.
Eriksoni, veçanërisht, shumë kolegë të tij të afërm i udhëzoi për mënyrën e zbatimit të këtyre pikënisjeve të shumëllojshme. „ Në të kundërtën e këtyre këmbëngulin disa nënkuptime moderne „Eriksoniane" si shpjegim tiranik mbi të. Pikënisja e tij, përgjithësisht, në shikim të parë duket si eklektike (Hammand, 1988).
Në të njëjtën mënyrë, nga Eriksoni u bënë metaforat të cilat i përdorte në mënyrë të përsëritur. Ai i afronte në bazë të gjinisë sjelljet johipnotike dhe hipnotike të lehtësuara ndaj njëri-tjetrit dhe, përafërsisht, një të katërtën e rasteve i ka përpunuar metaforikisht (Pearson, Hammand, 1986; Diamand, 1988, Kirmayer, 1988).
Gjithashtu, nëse rreth kësaj kuptohet gabim „duhet çdoherë të jeshë spontan dhe thjesht të besosh në ndërdije" (Hammand, 1986, fq.11), kjo do të thot se terapeuti duhet që diçka të fusë brenda në ndërdije, çka ndërdijen e pacientit mund të bëjë të kënaqshme.
Ashtu vijnë edhe Epigonët, të hulumtuar, për të mbarështruar pastaj qëndrimin e tyre të thjeshtë pa e kuptuar këtë plan të dytë. Këta udhëheqin pjesërisht aq larg, që pozicioni i tyre do të parashtrohet te: Pozita e një njeriu të moshuar e të sëmurë, i cili rri ulur në karrocën e invalidëve dhe me gjysmën e anës së trupit është i paralizuar. Ose ndonjë moment ndoshta origjinal i tij, gjithashtu për këtë rast terapie formulimet relevante do të stilizohen lart, që t'i nënshtrohen analizës semantike dhe pastaj të përpunohen me programe trajnimi, dhe si „Teknika të Eriksonit"të shiten shtrejt.

Shumë shpejt tani do të kenë dëshmuesit e vet të panumërt, si nxënës e studentë të tij të caktuar, të cilët vetëm mund t'i përmbledhin përshtypje të shkurtëra në një raport. Nga kjo rezulton tani edhe Erika Fromms (1987) kritike dhe evituese e frikës, e cila përmes çdo forme „neo – eriksoniane" të veprës së shpërndarë të Eriksonit, me vrull i ka mbipopullarizuar misionarët dhe hipnozën klinike tërësore në një teknologji simptomash sensacionale të plotë e ka shthurë. Përsëri të tjerët e kritikojnë (si psh. Miltner, 1991), që ndërmjetësimet e Eriksonit i marrin në pretendim, të cilët historinë e re të hipnozës e fillojnë veç me Eriksonin.
Më në fund, qëndron dyshimi shkencor i drejtë, nëse ndokush nga „ nxënësit", faktorët dhe teknikat e apostrofuara faktikisht si faktorë efektivë terapikë të ndonjë metode krahasuese i bën ballë. Është shumë më tepër fleksibiliteti i shumëllojshëm në psikoterapinë e Eriksonit, me të cilin ai e vendoste hipnozën e admirueshme. Kjo është forma e cila pëlqehet më tutje dhe e cila mbijeton dhe këtu – ngjashëm si terapia falëse psikike e Carl Rogersit në krahasimet shkencore do të bëjë ballë.

**Nuk ka drejtim shkollor, por shumëllojshmëri**

Kështu „Mitet, Eriksoni dhe terapia e Eriksonit" (Hamand, 1986) e cila nuk gjendet në terapinë e pavarur të Eriksonit, si metodë do të mund të ndërmjetësonte. „ Është një shenjë e injorancës, nëse terapeutët një apo dy mënyra të Eriksonit i zgjedhin në shkollë dhe ngrihen e mbi to shkruajnë libra sikur këto të jenë terapi të Eriksonit. Terapia e Eriksonit është e paradefinuar në shumëllojshmërinë teknike „ (Kumptesa e Thampsonit, e cituar nga Hammand, 1986, fq. 14).

**Zanafilla e tërësishme e Eriksonit**

Veç më vonë u dalluan epigonët, që vlerësuan se qëndrimi i pacientit dhe veshjet e tij në mënyrë të njëjtë janë të rëndësishme si edhe parashtrimi i pyetjeve dhe konfrontimi që shkojnë me të. Kjo don të thotë një shpjegim aktiv i problemeve.
Në veprimet konkrete dhe të terapisë relevante të qëndrimeve të papërfillura, d.m.th. se i tëri formulohet në mënyrë të thukët – dhe në gjendje jo të plotë: pacientët aktivizohen, nëpërmjet tyre pastaj mësohet sistemi i plotë i vlerave, emocioneve dhe i kognicioneve.
Të paktën pacienti duhet të ketë liri, që në tërësinë e vet do të mbështetet në të. Do të thotë se ai nuk duhet të sodisë vetëm nën një perspektivë, kjo është çdoherë një perspektivë simptomash.
Ky moment i tërësishëm dhe integrues e akcepton pacientin dhe në veshjen e tij. Është e rëndësishme, që pacientin, për çdo rast, duhet të tërhjekë qëndrimi; d.m.th. Se ai alternativën realiste dhe modelet reaktive duhet t'i tërheqë në vështrim, eventualisht duhet të jep pretendime.

**Kritika dhe mirëkuptimi**

Kështu del e qartë se në aplikimin modern do të qëndrojë hipnoza „klasike" dhe „indirekte" e cila nuk ka ndryshime principiele. Format historike, mandej edhe ato më të hershmet autoritare, nuk kanë hapësirë më në kuptimin terapeutik në integrimin e ri dhe në bashkëpunim. Do të harrohet nga zelli i tepërt, sepse forma „klasike" në metodat e tyre ndërrohet qartë. Kjo kundërlëvizje me kuptueshmëri të gabuar, si e ashtuquajtura "Hipnoza

soditëse e Eriksonit“ e favorizon çdoherë e më tepër qëndrimin antiautoritar. Në mënyrë të ngjashme epigonët fillojnë që t'i reflektojnë përmbajtjet e tyre.
Do të jetë e qartë, që terapeuti intensivisht duhet të orientohet në nevojat, emocionet, njohuritë dhe në imagjinimet e pacientit. Terapeuti nuk duhet të ketë rast që të shkojë në gabim, që format e vjetra dhe ato të formave autoritare të hipnozës jodiktuese t'i hedhë poshtë. Si kundërlëvizje joreflektuese ajo jep një metodikë, atë faktike si „anti“ dhe me atë ajo nuk është më e shënuar si e pavarur. Këtu qëndron një paralele e qartë për udhëheqjen e terapisë psikike – biseduese të koncentrimit të klientëve jodirektivë. Në fillim, epigonët për nxënësit kanë qenë një qëndresë verbale.
Epigonët më të hershëm të „verbër“, teknikat dhe mënyrat pseudo – vetëpërmbajtëse i kanë njohur ose do t'i njohin, të cilat nuk trajnohen si të vetme nga terapeutët me metodologjinë trajnuese të një infiltrimi verbal efektiv. Vlerësimet e larta të tij dhe futja në mundësitë e tij, ndërlidhen me gjykimet e rregullta diagnostike, me analizën kritike, me projektet mbështetëse që do të jenë veçanërisht efektive. Terapeuti nuk duhet të shikojë në mostrën gjuhësore të parashtruar dhe në strukturën verbalizuese në plan të parë, por individualitetin e pacientëve të ngarkuar terapeuti, me metodikën e tij, e takon, e ndesh me vështrim, dhe përmes kësaj shkon në brendi me një fotografi të gjithanshme të atij njeriu.
Në këtë çështje, në aspektet vijuese mund të qëndrojë një „rrezik“ në induktimin e përgjithshëm të hipnozës, i cili në formën e ashtuquajtur „indirekte“ veçanërisht do të jetë më e qartë. Terapeuti nuk duhet gjithashtu që t'i përshkojë gabimet, që përmes metodës së përforcuar të mbështetet në shumëllojshmëri. Dhe kështu ai më parë „gabimet“ e pacientit mund t'i përceptojë si gabime vetanake. Ai më lehtë nga interaksioni mund të distancohet sesa të integrohet. Ai nuk mund të tërhiqet nga ky komunikim intensiv – pavarësisht nga metoda induktive, ndërsa ai nuk e fsheh çdoherë patjetër teknikën e hipnozës nën metodat e përforcimit, të hutimit, të strukturës folëse etj. Ai duhet të përfshihet dhe në këtë mënyrë t'i japë qëndrimet e tij.
Është shumë domethënëse që me pikënisjet origjinale, si p.sh. me aplikimin e marrë nga metaforat, t'i gëzojë të njohurit, „nuk është patjetër që çdoherë të varen nga Bashkësia akademike – hipnotizuese „ (Peter, 1991, fq. 79).
Me nocionin e hipnozës shpejt ndërlidhemi me „Eriksonin dhe metaforën“. Te disa kjo është bërë pothuajse elegancë, me një refren aplikues rapid, ekskluzivisht duke e aplikuar dhe publikuar si „Eriksoni“. Duket se ndonjë frikë, eventualisht „në të“ më nuk kanë?
Rezultati i vlerësimit të veprës së Eriksonit është për t'u përshëndetur, ngase mënyrat dëshmuese të Eriksonit (pjesërisht befasuese) nuk ishin patjetër dhe çdoherë teknika të hipnozës, por format retorike të cilat mbahen në ndërrimin e pikëpamjeve. Ai zotëronte fjalë magjie në të folurit e përgjithshëm të kuptimit të njeriut, të lidhura me psikologjinë e përditshme, prandaj ishte shumë i popullarizuar dhe i suksesshëm (Kirmajer, 1988). Si të këtilla, nga jeta e gjatë e tij dhe me përvojë profesionale, duke u bazuar në mënyrat dëshmuese të jashtëzakonshme dhe spontane, nga shumica do të shënohen vërtet si teknika, duke mos i lëshuar kurrsesi si identike, të kopjuara, dhe duke mos i rikontrolluar eksperimentalisht. Nga mënyra e dukshme e Eriksonit këtu nuk kemi të bëjmë me teknikën, por me qëndrimet e përshtatshme dhe kreative të gjërave terapike, të cilat çdo terapeut, pavarësisht nga niveli i tij arsimor, mund t'i aplikojë (Lankton, 1988).
Kështu duhet ta kuptojmë më mirë Eriksonin, si një shembull komunikativ, siç propozon djali i tij shpirtëror, invalid, dhe pasues i tij, Jeffrey K. Zeig (1988).

## 2. Fillimi praktik sipas Milton Eriksonit



**Fillimi praktik (sipas Milton Eriksonit)**

Eriksoni nuk kishte diçka vetëm rreth spekulimeve teorike, por gjithashtu kishte edhe mbi teknikën rigjide „Libër kuzhine“. Në vend se të diskutonte mbi teknikat specifike, ai tregon

më parë për idenë e „dobishmërisë“, për atë më të dobishmen nga resurset dhe situatat e mundshme.
„Dobishmëri“ para së gjithash do të thotë, që ajo është më së miri; se teknika duhet të udhëhiqet nga pacientët e jo nga terapeutët. Çdo teknikë, atë të cilën pacienti e shfrytëzon, nëse pacienti është më i keq, terapeuti mund të shërbejë te ai, për të ndihmuar në aftësitë jetësore të pacientit. Nëse pacienti, për shembull „flet skizofreni“, kundrejt tij, terapeuti tani mund t’i aplikojë metodat e njëjta më tutje, që ta parashtrojë tek ai një tërheqje simpatike. Dobishmëria nënkupton, që më së miri të mos provohet në pacientin, veç më parë të kihet kujdes në teknikën e zgjedhur, pastaj që psikoterapia për çdo pacient duhet të përcaktohet në masë (Zeig, 1982, fq. 255).
Në dobishmërinë nuk ishin teknikat karakteristike të terapisë së Eriksonit, por ndonjë parashtrim i përgjithshëm në terapi – ato njëkohësisht ishin kundrejt pikëpamjes apo pozicionit të jetës. Një pozicion i tillë ishte fleksibiliteti i fillimit. Eriksoni shërbehej me çdo mjet që mund t’i ndihmonte te ndonjë ndryshim, qoftë ndonjë interpretim i sugjestionit indirekt apo i hipnozës. (Dr. med.Kristina Erikson, vajza më e re e Eriksonit, e definonte fillimin e Eriksonit si „ajo çka funksionon“). Në vitet e mëvonshme të tij ai shëronte madje edhe zgjatjen e terapisë fleksibile. Zgjatjen e mbledhjes e vërente për nga qëllimi, që do të duhej të arrihej në orë, e jo sipas akrepit të orës. Ai i shikonte pacientët ndonjëherë vetëm për dhjetë minuta, por ndonjëherë edhe më shumë orë, ndonjëherë honorarin e llogariste ashtu si i përgjigjej.
Një tjetër veçori e terapisë së tij, për dallim nga terapitë tjera, ka qenë aftësia e tij në parashikime. Ai kishte çdo herë një qëllim të suksesit të caktuar para syve dhe njëkohësisht një metodë me të cilën atë qëllim e arrinte.
Pastaj ai ishte gjithashtu personalisht një parashikues, një njeri i orientuar në ardhmëri. Katër muaj para vdekjes së tij pyeste se çfarë qëllimi kishte ai. Dhe përgjigjej pa ngurrim:
„Unë dua ta shoh foshnjën e Roksanës (vajzës së tij).” Mbesa e tij e 26-të, Laureta, duhej të lindte disa javë më vonë.
Sapo arrinte ndonjë qëllim, ai ulej në zgjedhjen e një qëllimi të ri. Ngjashëm, si babai i tij, ai mbillte ndonjë pemë frutash, edhe pse ishte i moshuar mbi 90 vjet. Eriksoni, në javët para vdekjes së tij, tregohej i mërzitur që gruaja e tij kishte blerë lloje të ndryshme nga farët e perimeve, por kopshti pranveror nuk do të mbillej mjaft herët me fidane.
Eriksoni kujdesej shpesh për thënien: Jeta jetohet në të tanishmen e gjykohet në të ardhmem. Ende mjerisht dëgjonte qëllime gjykuese strategjike te shumica e terapeutëve të cilët nuk shkoni sipas programit arsimues.
Arti i tij e të menduarit ishte fleksibil: Ku qëndron pacienti tani? Ku mund të arrijë ai? Cilat resurse i qëndrojnë pacientit në dispozitë, që me atë ai bënte kapërcimin te qëllimi i tij? Çfarë Eriksoni mund të bënte më së miri që ta ndihmonte shtrirjen e lirë të resurseve dhe të vërtetën e qëllimit terapeutik? Ai tregonte më parë se çka pacientit tani i bënte më mirë për t’u forcuar duke mos e analizuar në mënyrë deficite.
Ideja për t’i bërë resurset të përdorshme, te shumë të tjerë është vetëm një fjalë sa për ta larë gojën; sakaq, ky koncept e udhëhiqte Eriksonin vërtet në mënyrë konsekuente. Ecuria e terapisë psikike është më e rëndësishmja. Çdo intervenim duhet të ketë sukses te pika kohore e saktë, ajo duhet të parapërgatitet me ndihmën përkatëse të teknikës hedhëse; përfundimisht, ky intervenim duhet të udhëhiqet në mënyrë konseguente deri në fund dhe të sprovohet.
Eriksoni ishte i vetëdijshëm se kjo rrjedhë është një punë delikate; ai pastaj përdorte aspektin e personalitetit të pacientit, që të mund të kalonte pa pengesa në intervenimet me hapa të vegjël. Ai nuk e prezantonte thjesht intervenimin kryesor. Në mënyrë ushtruese ai e ndante një intervenim në më shumë hapa dhe punonte çdoherë vetëm për atë, që nga pacienti të

mbante pëlqimin për një hap. Hapin e vogël mund ta bënin pastaj në radhitje së bashku. Dhe nëse vinte deri tek intervenimi kryesor, ai është vetëm një hap i vogël në një zinxhir të hapave të cilët pacienti veç i ka akceptuar.
Kjo ishte një kundërshtim te fillimi i Eriksonit; e dëshirueshme është që të provohet, që një model i metodës së tij të hartohet. Kështu, prandaj, mund të emërtohen hapa të rëndësishëm të fillimit të dobishmërisë:

1. Të nxirret në pah, ku pacienti vendos përmes resurseve (forcat, të cilat për të në moment nuk janë kalimtare).

2. Njihe sistemin vlerësues të pacientit, d.m.th. njihe se çka ai dëshiron dhe çka ai kryesisht nuk çmon (këto vlerësime mund të jenë nga resurset).

3. Shpalosi resurset të cilat ti i përdor në vlerësimin e pacientit. Lartësia e „kuotës së takimit“ të cilën Eriksoni e arrinte me sugjestionet e tij, është shkuarje prapa nga përceptimi i mirë i tij, nga vëmendja e tij për detaje dhe veçanërisht për mënyrën, sesi ai e bënte të përdorshme vlerën e pacientit.

4. Lidhi resurset e shpalosura me problemin, direkt ose indirekt.

5. Hapi i katërt preferon që të udhëhiqni më së miri duke kaluar në hapat e vegjël, sakaq në ata gjithashtu të punohet besueshëm, të vendoset një marrëdhënie, të ngrihet motivacioni dhe gjatë tërë ecurisë terapeutike të drejtohet gatishmëria e reaksionit. Eriksoni besonte se pacientët mësojnë më së miri nëse ata bëjnë diçka. Ndërmarrjet terapeutike për pacientin dhe vlerën e tij duhet të jenë domethënëse.

6. Çdo vetëpërmbajtje, rezistencë e vetëkuptueshme mund të akceptohet dhe të përdoret në mënyrë terapeutike. Dhe çdo aspekt i kontekstit mund të akceptohet dhe në mënyrë terapeutike të përdoret të mirë.

7. Inskenimet dramatike mund të ndihmojnë që gatishmëria në reaksione me urdhëresë ta rrisë vlerën.

8. Nëse përcaktohet ideja, më parë ajo duhet të akceptohet e të përligjet, dhe të prezantohet drejtpërdrejt.

9. Vetëpërmbajtja shpesh lind, nëse këto procese nuk aplikohen mjaftueshëm dhe me kujdes.

10. Terapeuti (dhe pacienti) duhet ta ketë një përmbajtje të pritjes. Për këtë po i japim disa shembuj:

    a) Kjo histori pasuese ndoshta vetëm është gjetur. Ajo raportohet nga një udhëheqës hulumtues, nga një student i diplomuar, i vënë në një detyrë gjurmimi. Ky student duhej të shkonte në një hapësirë, ku duhej t’i gjente dy gjëra studiuese, të cilat, të studiuarit e tij ende nuk i kishte përmbyllur. Për njërën ai duhej të jepte dhjetë copë qindcentëshe dhe për tjetrën një dollarë. Atij nuk duhej t’i thuhej se cilit prej të dyve duhej t’ia jepte dhjetë copë qindëcentësha e cilit një dollarë. Studenti i diplomuar nuk ishte i vetëdijshëm që udhëheqësi kërkimor para eksperimentit me të dy studentët së

bashku ishte takuar privatisht. Njërit i kishte thënë se studenti i diplomuar duhej që atij në eksperiment t'ia japë dhjetë copë qindëcentësha; atij tjetrit i kishte thënë se ai do ta merrte një dollarë. Natyrisht, e mori studenti dollarin, atë të cilin e priste (Zeig, 1982, fq. 2629). Pritja dhe bindja nuk janë garancion për rezultate të pëlqyeshme. Kjo është, megjithatë, e gatshme nëse për pacientin e tij pret një dollarë të plotë.

b) Shoen (1983) raportonte për një pacient i cili më herët veç ishte në terapi, por me atë nuk e kishte zgjatur që ta zgjidhte problemin e rëndomt. Pastaj ai, për një vit e kishte konsultuar çdoherë Eriksonin që përfundimisht t'ia arrinte qëllimit. Çdoherë ai pyeste sesi e kishte punuar atë. Pastaj ai thoshte: „Eriksoni besonte në atë se unë do ta bëj".

c) Zonja Erikson (Lajmërim i veçantë, shtator 1982) kujtonte në një rast, sesi Eriksoni së bashku me të kishin takuar një person, dhe i kishte përshkruar një terapi. Ajo u gjend në një aeroplan, në të një njeri shikonte kundruall. Ai njeri nga ana tjetër e kishte kuptuar se Eriksoni ishte një i ashtuquajtur psikiatër. Zonja Erikson tregonte: Ai thoshte plotësisht me druajtje dhe me plot nderim, se ai për udhëtimin nuk gëzohej, sepse atij në aeroplan çdoherë i bëhej një ndikim i keq. Ai dëshironte të dinte se a mund t'ia jepte atij dr. Eriksoni ndonjë këshillë. Edhe Miltoni thoshte shumë seriozisht për të se ai duhej që gishtin e madh të tij ta përqëndronte në vendin e caktuar. Së shpejti ai i vërente thyerjet apo sëmundjet apo nervozitetin, por sa herë e gjurmonte, duhej ta ndrydhte gishtin e madh të tij derisa ai fillonte t'i dhimbte. Nëse ai e bënte këtë, e vërente shpejt se ndjenjat e papërshtatshme çdoherë e më tepër duhej t'i zmbrapseshin

Jefrey K. Zeig: „Unë kujtohem sesi pranë tij ulesha dhe pranë meje shtangej, sesi i sqaronte metodat e tij dhe mendoja: „Si duhet kjo të funksionojë?"
Dhe në motin me murmurimë, dy apo tri herë gjatë kohës së fluturimit unë pashë, sesi ai njeri shumë diskret e tregonte një pjesë të vogël të fytyrës.
Por derisa servohej ushqimi, ai mori pranë veti një racion të shëndoshë."

11. Tërheqje, do të thotë udhëhiqe intervenimin konseguent dhe kontrolloje suksesin. Të sprovuarit e veprimit të intervenimit është hap më i rëndësishëm në këtë. Një teknikë e mundshme është për këtë qëllim, që pacienti sjelljen e re duhet ta përshkojë në dhomën terapeutike. Një mundësi tjetër është që një hulumtim katamnestik i pacientit të bëhet te një kontakt i mëvonshëm. Dhe, së treti, kur pacientët ftohen, sjelljen e re mund ta udhëheqin përmes fantazisë. Tërheqjet dhe mbjelljet janë mikroskopike, gjithashtu edhe makroskopike: çdo hap i terapisë konseguente mund të mbillet e sprovohet dhe të vendoset sigurt se ai është i marrur në një reakcion terapeutik.
Është dëshmuar se terapi shpesh do të thotë që pacientin ta sjellësh pranë, që të shihet se çfarë ai dëshiron të bëjë, nëse është e mundur. Gjithashtu shpesh do të thotë, që deficitet zhvilluese apo pengesat, të cilat janë të formuara në historinë zhvilluese, duhet të mposhten. Terapia është shërim i të gjitha vështirësive të kaluara, të tanishme dhe të ardhshme në mënyrën më të vetëdijshme apo në rritje e sipër. „Rritja" nuk është e varur nga terapia; ajo tërhiqet plotësisht dhe pavarësisht nga ajo.
Eriksoni nuk shkonte kah ajo, që pacienti i tij të mund të shërohet përgjithmonë, por ai merrte atë që për një afat të shkurtër të mund ta mposhte një problem aktual. Ata mund të vinin sërish

më vonë, nëse ata kishin nevojë për më shumë terapi. Në procesin terapeutik ata me potë siguri mund të fitonin suksese në zgjidhjen e problemeve.
Ai nuk lutej vetëm për terapi të shkurtra. Ai rrinte në kontakt gjatë me pacientët, nëse ishte ndonjë terapi e indikuar afatgjate. Gjithashtu, kjo terapi e zgjatur shumë kohë, ishte me synime ligjore.
Rasti i Joes, njëri ndër rastet më të shquara, është një shembull për orientimet e pikënisjes së tij. (Ky rast dhe shqyrtimet etike për këtë janë saktësisht të diskutuara te Zeigu, 1985. Ai citohet hollësisht dhe raportohet te Haley, 1973.)

## Rasti Joe

Eriksoni (1996) raportonte mbi aplikimin e një metode jozyrtare hipnotike të quajtur komunikimi i rrafsheve të shumta – teknika e futjes. Në këtë shembull, ndihmonte në kontrollimin e sëmundjeve.
Joe ishte një florist (adhurues i luleve, bimëve), i cili ishte i kapluar nga kanceri deri në shkallën e fundit. Dozat e forta të mjeteve për lehtësimin e dhimbjeve shfaqën tek ai shenja të helmimit, ndaj memzi përdoreshin për lehtësim. Një i njohur e luti Eriksonin për ta vizituar Joen në spital dhe të aplikonte në të hipnozën e kontrollimit të sëmundjes. Shkurt, para se Eriksoni të shkonte te Joe, ai mori vesh se për të vetë fjala „hipnozë“ nuk është e dëshirueshme: Prapa tij ishte njëri nga fëmijët e Joes – një psikiatër i ardhshëm, i cili nuk besonte në hipnozë – e duhej që në prani të tij Eriksoni me Joen ta bënte një induksion. Joe dëshironte të qëndronte në pozicionin kundërshtues të birit të tij.
Porsa arriti Eriksoni te Joe në spital, ai kishte frikë nëse Joe vërtetë e dinte se pse ai kishte ardhë. Joe, lidhur me një rriskë skërfylli ajror, nuk mund të fliste me Eriksonin, por atij i lajmërohej me shkrim. Eriksoni e filloi terapinë e tij, e cila zgjati një javë, me fjalët:
Joe, unë dëshiroj të flas me ty. Unë e di se ti je një florist, se ti i kultivon lulet, edhe unë jam rritur në një fermë në Ëiskonsin dhe me dëshirë i kam kultivuar bimët. Atë ende e bëj me dëshirë. Tani dëshiroj të të lus ty që të ulesh në këtë kolltuk të lehtë, derisa unë të bisedoj me ty. Unë do të them shumë gjëra, por jo për lulet, sepse ti shumë më mirë se unë di të dëshmosh për lulet. Kjo nuk është ajo që ti dëshiron.
Nëse tani unë flas, atë unë mund ta bëj lehtë, që ju pa vështirësi të mund ta dëgjoni, madje edhe nëse unë flas mbi fidanet e domateve. Është kuriozitet të flitet për to. Ajo të bën kurreshtar. Përse duhet të bisedohet mbi një fidane të domates? Nëse një farë e domates vendoset në tokë, shpresohet se nga ajo do të bëhet një fidane e domates, e cila me kënaqësi sjell frutin. Fara thithë ujin pa vështirësi të mëdha përmes të reshurave të shiut, të cilat sjellin paqe dhe gjallëri ... (Eriksoni, 1966, fq. 203)
Joe fliste në monolog mbi fidanet e domateve me sugjestione të renditura dhe mund ta lëshonte së shpejti spitalin tani, fitoi në peshë, erdhi përsëri deri tek forca fizike dhe i duheshin më pak medikamente. Eriksoni e shikon Joen edhe për të dytën herë e aplikoi përsëri teknikën e tij indirekte

## Komentimi

Eriksoni te ky rast merr qëndrim (lajmërim personal në një letër më 4 mars 1976):
Bashkëshortja e Joes, vajza e tij dhe dhëndri i tij dëgjuan sesi unë e udhëhoqa këtë terapi. Bashkëshortja e tij ndërhyn përfundimisht duke më përkrahur që gjithsesi t’ia nis me hipnozë.

Ajo ishte e mahnitur, sesi u zbulua ajo që tani kishte ndodhur. Çfarë kisha thënë te Joe, ato të gjitha për absurditet ishin të detyruara.

Nëse ndokush hulumton në lidhje me një mundësi të pezmatimit të zorrës së verbët, tani fillohet mbi një vend të pjesës së poshtme të barkut, atë më të largëten nga sfera e zorrës së verbët e cila është e mënjanuar dhe afrohet ngadalë nga kjo sferë kritike.
. . . Unë kam filluar me diçka sa më larg që ishte e mundur nga sëmundja e kancerit të Joes, e cila ishte e mënjanuar. Por unë kam thënë faktikisht shumë fjalë, të cilat Joe mund t'i përkthente, e të cilat ai në jetën e tij përmes përvojës i kishte mësuar; nga to ai mendonte; ai diçka kishte humbur përgjithmonë, derisa rezervën e tij në asociacione të mira përsëri me kënaqësi e kishte plotësuar, të cilat me të gjithë i kishte këmbyer, çka ai nuk dëshironte. (Letra, nga e cila i kam nxjerrë këto pjesë, është e shtypur plotësisht në Zajgun, 1985 b, fq. 464 – 466).
Eriksoni kishte njohtuar qartë, që Joe deri atëherë resurset e përvojës së pazbuluar i dekretonte, e të cilat atij ia mundësonin vetëm kontrollin e sëmundjes. Ai përdorte vlerat e Joes, për të cilat përmes fidaneve fliste. Ai ndërtonte elemente dramatike dhe e punoi një kornizë, në të cilën e gozhdonte vëmendjen e Joes, ashtu që shkallë – shkallë e shmangëte nga vështirësitë trupore të tij. Komunikimi thelbësor ishte indirekt dhe atë e bënte në hapa të vegjël. Konceptet duhej të udhëhiqeshin e mandej të shpaloseshin. Shembulli i zakonshëm negativ (sëmundja) duhej të ndërpritej dhe një shembull i ri (mirëqenia) duhej rindërtuar. Gjatë konfrontimit Erikson – Joe, Eriksoni me „kërkesën e sëmundjes“ apo me qëndresën e tij ndaj trajtimit, ende e analizonte atë. Ai nuk vendosej si ndokush përpara, kur ndonjërin donte ta ndihmonte në tjetërsim dhe nuk udhëhiqëte hipnoza formale. Por ai i tregonte pacientit „si“ mund të bëhej tjetër.

1. Teknika speciale të përdorimit terapeutik



## Teknikat speciale të përdorimit terapeutik

**Prodhimet e sjelljeve të reja**

Sot ju duhet t'i mësoni edhe disa mundësi speciale për përdorimin e gjendjes trans-terapeutike. Së pari një metodë jashtëzakonisht të nevojshme, e cila mund të aplikohet në mënyra të shumta, në fushat e ndryshme të veprimit: Ajo quhet: „ Prodhimet e sjelljeve të reja ". Ajo çdoherë mund të aplikohet, nëse klienti me vetinë e tij, në situatën përkatëse është i pakënaqur. Kjo tregon saktë se për ç'arsye pjesa më e madhe e klientëve tanë ankohen.
Më poshtë unë do të presupozoj se ju personin e caktuar veç e keni të vënë në trans dhe gjithashtu ai është i hapur apo i mbyllur ndaj ndonjë vetije të tij, dhe signalet Po/Jo i ka formuar.
Së pari lejojani atij të caktojë një sjellje, që ai në ju të mos mund të ankohet. Pastaj ai duhet vetvetiu në vete të vrojtojë e të dëgjojë.
Ju dëshironi që ai ta shikojë vetveten sesi sillet dhe vërtet, nga jashtë personit të tij, ai sheh si në një film. Kjo është një urdhëresë për disociacion (mospërputhje). Kjo ia mundëson atij, që atë gjë e cila atij i vjen e papërshtatshme, në qetësi ta vërejë dhe për të të dëgjojë, se çka ai ndien, nëse ai vërtetë është në atë situatë. E pastaj ju i thoni: „ Ma jepni ju mua një signal – Po, nëse ju këtë sjellje, të cilën doni ta ndërroni, në paqe dhe me ndjenjë sigurie më në fund e keni vërejtur dhe dëgjuar."
Nëse reaksioni vjen – Jo, atëherë ju pyetni: „A e dini ju ndonjë sjellje të re që në këtë situatë, në vend të këtyre, më me dëshirë do t'i tregonit?" Është e rëndësishme që të gjitha të formulohen kështu, që ata të përgjigjen me Po apo Jo, me këtë çdoherë fitohet një magji e mrekullueshme nga pacienti.
Nëse e thotë një Po, për një sjellje për të cilën klienti e di se ai më me dëshirë do të sillej në të, ju i thoni: „Mirë, tani ju vëreni dhe dëgjoni, sesi në situatën, e cila gjer më tani për ju çdoherë ishte një problem, me sjelljen e re e tregoni. Më jepni ju një shenjë – Po, nëse kjo është përmbyllur".
Pastaj pyetni: „Nëse ju vetëm e keni vrojtuar, sesi në situatën e caktuar reagoni me diçka tjetër apo diçka të re, kjo vërtet ishte diçka krejtësisht e gëzuar për ju?" Nëse Jo, atëherë lejone atë të fillojë nga e mëparshmja që ta zhvillojë një sjellje të përshtatshme.
Nëse ju shenjën – Po e merrni, punoni përsëri në atë që sjelljen e re ta përforcojë, që me atë ju t'a ftoni, që disociacionin ta bëjë sërish: „Këtë herë unë dëshiroj, që ju tani vetvetiu të jeni pjesëtar dhe të ndjeni sesi ju ju udhëheq sjellja e re. Vendosuni vetë tërësisht në brendinë e filmit dhe përjetojeni sesi ju duket, nëse ju në këtë situatë vërtet ashtu silleni."
Nëse ai këtë e ka bërë, pyetni: „ A ishte kjo vërtet një gjendje më e gëzuar?" dhe kujdesuni saktësisht për atë, se vërtetë a keni marrë një reaksion – Po, të qartë dhe kongruente. Ndonjëherë shihet nga jashtë një sjellje e mrekullueshme, por nëse fshihet diçka përbrenda, e ndien veten disi jo mirë. Nëse ju nga kjo pyetje e merrni një përgjigje – Jo, ju duhet ta trimëroni klientin, që atë ta bëjë më tutje dhe sjelljen ta modifikojë, derisa të qëndrojë më i kënaqur, nëse ai këtë vetë e udhëheq.

Nëse ju e keni arritur ndryshimin e sjelljes së tij, ju duhet të bëni diçka absolutisht të qëndrueshme e të sigurt, që kjo sjellje të re automatikisht të hyjë në situatat e ardhshme

në moshën e zgjedhur është dukur, si është ndier, si ka folur dhe me çka është marrë. Dhe që A duhet ta plotësoj një detyrë.
Gjatë kohës kur ju numroni në hapin e ardhshëm së mrapmi, ndërtoni sugjestionet nga amnezioni për të gjitha mësimet e mëvonshme. Te pika përfundimtare e regresionit përshkruane gjendjen, aftësitë dhe vetitë nga A në moshën e zgjedhur. Para se ta ftoni A-në për t'i çelur sytë, gjatë kohës kur A rri në çlodhje të thellë, anulojeni hapësirën në të cilën A do t'i çelë sytë. Pastaj, luteni A-në në përshkrimin e situatës, në të cilën gjendet. Përveç kësaj ju A mund ta tregoni në letër e në laps, duke e shënuar emrin përkatës.
Nëse A e ka bërë atë, udhëhiqeni A-në te mosha jetësore e tanishme dhe kthejeni në gjendje të vetëdijshme duke e lutur atë për një raport të përvojës.

Regresioni në trans – teksti

1. Induktimi
   „Ti mund të shkosh në trans...
   (Të mënjanohen burimet e pengesave)
   Ti ende nuk di çfarë do të ndodhë."
2. Shenjat janë të gatshme për thellim të transit të përshtatshëm

   „Unë dua, nëse ti ke arritur një thellësi të përshtatshme të transit, që ti mua të ma japësh një shenjë...
   Mendimet tua mund të rrinë pezull, ku ato dëshirojnë.
   Ti merri të vërteta ato dhe tani ato janë të harruara. Ndoshta vetëdija do të tregojë si ndihen duart tuaja.
   Ndoshta edhe tani ti je ashtu thellë i shtendosur, saqë ti këtë kurrsesi nuk e ndien.
   Unë nuk di çfarë ti ndien,
   por të gjitha ndjenjat në duart e tua,
   të udhëheqin ty çdoherë më tutje,
   derisa ti të jesh plotësisht i qetë.
   Ti s'ke nevojë të punosh,
   as të mos lëvizësh,
   por çdoherë më tutje të mund të shtendosesh
   dhe çdoherë e më thellë të shkosh në trans,
   deri te shkalla e shlodhjes,
   të cilën ti do ta arrish.
   Lëshohu tërë kohën.
   Ti mund të hash e të pish, por asgjë nuk duhet të bësh.
   Nëse ti çlodhjet e tua i ke vlerësuar në një shkallë prej 1 deri 100, si do të shkosh tani më tutje?
   (Përgjigjja)...
   Ndoshta ti mund të thellohesh edhe në disa gradë, në mënyrën tënde personale,
   por unë dëshiroj që
   nëse ti e ke arritur një thellësi të përshtatshme të transit ti të ma japësh një shenjë...

   Regresioni në trans – teksti

3. Të anulohet regresioni

Unë do të filloj menjëherë të numëroj
dhe në çdo numër, të cilin unë e them,
ti do të bëhesh çdoherë e më i ri,
derisa unë të kem arritur (psh. 12);
dhe nëse unë kam arritur te 12-shi,
ti do të ndihesh si 12.
Ti do të mendosh si 12,
ti do të folësh si 12,
ti do të veprosh si 12.
Dhe ti ndoshta je kurreshtar, si është ajo,
Që përsëri të perjetosh si me 12 ke përjetuar,
si ti me 12 ke folur,
si ti me 12 ke vepruar.
Dhe ti do të rrish aq gjatë në shkallën prej 12,
Derisa do t'i plotësosh detyrat,
të cilat ti dëshiron t'i plotësosh.
Dhe nëse ato do të jenë të përfunduara,
ti do shkosh përsëri prapa, vit pas viti,
deri në të tanishmen.

4. Regresioni

Dhe unë fillova tani të numëroj:
39 dhe ti tani përjeton
sesi filmi ecën prapa,
sekondë pas sekonde ecën prapa,
dhe nga sekondat do të vijnë minutat,
dhe tani një orë ka ecur prapa,
dhe tani është një ditë, e cila ka ecur prapa,
sot është nesër dhe nesër është sot,
dhe tani ne jemi tek dje, pardje,
dhe një javë ka ecur prapa,
dhe përsëri një javë,
nga javët do vijnë muajt,
dhe pandërprerë ti hapëron prapa,
dhe 38, 37, 36...

Regresioni në trans – teksti

Sugjestioni:
Dhe ti mund t'i harrosh të gjitha, çka ti më vonë ke mësuar,
për ty është vetëm e tanishmja,
se çka ti di tek kjo pikë kohore ... 30

Sugjestioni:
Dhe këtë apo çdo të kujtuar dua ta shfaq
Dhe e mëvonshmja është për një moment e harruar
...29, ...20

Të bëhesh më i ri dhe çdoherë e më i ri
... 19 ... 18 ... 15
dhe këto janë vetëm edhe pak vite,
të cilat ty të ndajnë nga mosha e përmendur.

Sugjestioni:
Dhe nëse ti vitin e përmendur e ke arritur,
do të jesh saktësisht në këtë moshë: 12
Tani ti je 12 në çdo drejtim.
Ti sheh çka ti me 12 ke parë,
ti ndjehesh si 12,
Mënyra e jote e të mendurit dhe e të folurit është 12,
ti vepron si 12,
ti je në çdo pikëparje 12 vjeçar.

Dhe njësoj, nëse unë them,
a mund ta çelësh syrin
ti rri në çlodhjen më të thelë,
si 12 vjeçar,
dhe ti rri në çlodhjen më të thellë.

Dhe ti nëse i çelë menjëherë sytë e tu,
ti do ta njohësh një hapësirë,
e cila ty gjithsesi të shfaqet e besueshme,
dhe ti do të më shohësh

Regresioni në trans – teksti

Dhe tani ti mund t'i çelësh sytë,
dhe mund të thuash kush je ti,
çka ti ke të drejtë për të hetuar,
ti mund të flasësh
dhe të rrish në çlodhjen më të thellë.

Çka shikon ti drejt?
Lëshoje kohën, derisa ti ta kesh gjetur gjuhën.
Unë e di, kjo është rëndë të thuhet ashtu.
Ndoshta ti mund ta thuash vetëm këtë
Apo çdo fjalë…

Tani i ke të vendosur para vetes letrën dhe lapsin,
ti mund të shënon tani nëse ti do...
nëse ti i hap sytë,
ti mund ta shkruash emrin tënd...

5. Rikthimi prapa
Unë e falënderoj 12 vjeçarin për këtë,
për atë që ti ke trguar dhe shënuar.

Dhe tani, krejt ngadalë, unë dua të numëroj prapa,
dhe ti, me çdo numër, do t'i ofrohesh më afër moshës
nga e cila ne jemi larguar:
13 – 39
Dhe ti tani je sërish krejt këtu në këtë hapësirë...
Dhe krejt ngadalë, hap pas hapi
ti nga udhëtimi yt i brendshëm mund ta
fillosh ndarjen,
dhe nëse ti përsëri je krejt këtu,
mund të raportosh
aq sa ti dëshiron,
dhe çka ti dëshiron,
dhe gjallëria e vjetër vjen sërish."

Regresioni në trans – skema

1. Induksioni
2. Thellimi
3. Shenjat për thellim të transit të arsyeshëm
4. Anulimi i regresionit
   - Unë menjëherë do të numëroj
   - Gjendja e përjetimit në fund të numërimit
   - Të anulohen detyrat
   - Si duhet të përjetohet regresioni
5. Te numërimi prapa
   - Sugjestioni për harresën e të gjitha të mësuarave të mëvonshme
6. Te pika përfundimtare e regresionit
   - Përshkrimi i gjendjes, i aftësisë dhe vetisë
   - Çelja e syve dhe anulimi i qëndrimit të shlodhjes së thellë
   - Anulimi i hapësirës
   - „Hapja e syve, numërimi..."
   - „Shkruarja e emrit..."
   - „Të shënuarit..."
   - Përjetimi dhe hedhja e aftësive
7. Rikthimi prapa
   - Te mosha jetësore e tanishme
   - Në gjendjen e vetëdijshme
8. <u>Future – Place</u>

**Reframingu në trans**

Njihen dy forma të reframingut, forma e thjeshtë dhe forma themelore. Forma e thjesht e Reframingut paraqet një bisedë këshilluese, të cilën ju në situatat profesionale dhe të përditshme me çdo njeri mund t'i udhëhiqni, gjegjësisht me atë i cili vjen te ju me një problem të cilën don ta zgjidhë.

Në vend se të pyet për bazën apo domethënien e problemit të tij, lejone atë që nga rruga e vetëdijshme, nga një synim i mundshëm pozitiv të hulumtojë sjelljet dhe problemin. Dhe nëse partneri juaj bashkëbisedues e zbulon një synim të tillë pozitiv, nxitne atë për një Brainstorming të vogël, me të cilin ai kërkon mundësi të reja, sesi t'i arrijë këto synime pozitive nga një rrugë tjetër.
Një Reframing në formë themelore paraqet një komunikim të klientëve me pjesën më të ndërdijshme të personalitetit të vet. Nëse ju e udhëhiqni një Six – Step në formën themelore, drejtojeni klientin tuaj, si person të vetëdijshëm të komunikojë me pjesën e ndërdijes së peronalitetit të vet. Aty, pjesët e ndërdijes vizuele apo auditive të kanalit shqisor, mund të përdoren ose signalet kinestetike të dërgohen për ta prodhuar një komunikim. Klienti i merr këto reaksione të brendshme të vërteta dhe u raporton pastaj juve për to.
Nëse ju e udhëhiqni një Reframing në trans, hapeni vetë si këshilltar një komunikim me pjesën e ndërdijshme të personalitetit të klientit tuaj. Aty provojeni si këshilltar edhe vetëdijen e klientit tuaj, kryesisht vetëm pak mbi punën e ndërdijes, sepse ndonjëherë ndërdija punon në këtë proces. Për ta udhëhequr një Reframing të tillë në trans, është e nevojshme të ndërtohet më parë një sistem i signalit, përmes të cilit ju me ndërdijen e klientit mund të jeni më të kuptueshëm.

**Reframingu në trans**

Nëse ju doni ta udhëhiqni një Reframing në trans, filloni me një induksion, hapne signalin Po / Jo, me të cilin ndërdija e klientit tuaj (A) drejtpërdrejt do të flasë, kështu që tani fillojeni Reframingun.
Formati vijues këtu shihet që më parë, gjithashtu zgjedhja e problemit të ndërdijes lejohet vetvetiu.Kjo bazohet në atë se ndërdija di shumë më mirë se vetëdija e zgjuar, që paraqet një hap zhvillimi vijues kuptimplotë për një njeri. Mënjanimi i shprehive të këqija, të cilat vetëdija e zgjuar e një njeriu kryesisht i zgjedh si qëllim, do të jetë si një kundërshtim „i banalitetit", çka edhe mund të bëhet.
Ju fillojeni Reframingun ashtu që ju drejtojeni një lutje ndaj ndërdijes nga A për ta zgjidhur një problem, të cilin tani dëshironi ta përpunoni; një problem i kësaj zgjedhjeje është i rëndësishëm për ecjen e mëtejme përpara nga A. Ju luteni ndërdijen ta dërgojë një signal, nëse problemi është identifikuar.
Pastaj shkohet në pjesën e ndërdijes të A-së, i cili për këtë problem është përgjegjës, duhet të vini në kontakt me të. Te ky qëllim ju luteni ndërdijen, pjesën që për këtë problem është përgjegjëse, ta lejojë te jepet shenja e pajtueshme.
Në këtë pjesë të ndërdijes së A-së drejtoni ju tani të gjitha pyetjet e mëtutjeshme. Në radhë të parë merrne gatishmërinë e saj, që qëndrimet pozitive të lajmërohen, luteni të ju lajmërojë „Po", nëse vjen ndonjë „Jo".
Pastaj pyetni për gatishmërinë e tij për rrugë të reja, të cilat ashtu sigurt, në mënyrë vepruese dhe të vendosur I keni identifikuar. Te „Jo" shkoni përpara, ashtu siç ju nga Reframingu i formës themelore e njihni. Ju sigurohuni që pjesa vetë të vendosë, nëse signalin – „Po" e keni marrë, luteni pjesën, që me pjesën kreative nga A të ndërlidhet dhe ta emërtojë alternativën e re. Ju luteni atë ta dërgojë një „Po" – signal, nëse ai i ka fituar 10 alternativa të reja.
Nëse ky signal vjen, luteni që t'i provojë të gjitha alternativat, nëse ato janë saktësisht të sigurta, vepruese dhe të vendosura si problemi i sjelljes së identifikuar.
Pjesa dëshiron të lajmërojë nëse ajo e ka gjetur një.

Ju i pritni tri signalet. Nëse vjen vetëm një signal, luteni pjesën që edhe njëher të shkojë te pjesa kreative, për të marrë alternativa të mëtutjeshme. Këtë proces ju e përsëritni, deri sa të gjenden tri alternativa.
Në hapin e ardhshëm pjesa e ndërdijes duhet të japë një zgjedhje dhe një „Po“ – signal në këto tri alternativa, nëse ajo ka vendosur.
Pastaj pyetne për gatishmërinë e saj që të ndërmarrë përgjegjësi dhe në tri javët e ardhshme ta sprovojë mënyrën e sjelljes së zgjedhur.
Në të ardhmen (Future – pace) luteni pjesën e ndërdijes që ta zhvillojë një fantazi, se si A në situatat e ardhmërisë e tregon sjelljen e re, dhe aty të provohet nëse sjellja është e saktë.
Nëse veprimi i ri, rastësisht, nuk funksionon, lejojeni pjesën e ndërdijes që alternativën e caktuar në të ardhmen ta kapërcejë. Nëse edhe këto përcjellje të papërshtatura, rastësisht, tërhiqen nga vetja, luteni ju atë edhe njëherë për pjesën kreative që të shkojë në alternativë të re, derisa A të ketë një alternativë të sigurt vepruese, të vendosur lehtë dhe ekologjike.

**Reframingu në trans - ushtrime**

1. **Hapja e signaleve**
   Thellimi i induksionit përmes numërimit – Po / Jo – hapja e signaleve, që ndërdija këtu të bisedojë drejtpërdrejt.

2. **Zgjidhja e problemit**
   „Unë tani të lutem, ndërdije nga A, që ta zgjedhësh atë që tani unë dua ta përpunoj, një problem që me zgjidhjen e tij është i rëndësishëm për përparimin e mëtutjeshëm të A-së. Më dërgo të lutem një signal, nëse ti e ke identifikuar problemin.“

3. **Të delegohet në pjesën përgjegjëse**
   „Dhe tani dëshiroj të të lus, që gishtin tregues të trupit të A-së ta çosh lart, i cili për këtë problem është përgjegjës. Dhe nëse kjo pjesë i zotëron signalet e gishtit nga A, ai dëshiron që ta dërgojë Po – signalin, kështu që mua të ma bëjë të ditur“.

4. **Sjelljet dhe të veçuarit e funksionit pozitiv**
   „A je gati të lajmërosh qëllimin, të cilin ti e përcjell me problemin e sjelljes së identifikuar?“
   Te Po „Tani më lajmëro“.
   Te Jo refreni.

5. **Gatishmëria për marrjen e rrugëve të reja**
   „A je gati të shkosh rrugëve të reja, të cilat janë njësoj të sigurta, vepruese, të vendosura, si problemi i identifikuar i sjelljes?“
   Te Jo - dhënia dhe diskutimi i premtimeve.

6. **Te Po – kërkimi i rrugëve të reja**
   „Tani dua të të lutem të më lidhësh me pjesën kreative të A-së dhe të m’i lejosh të dhënat alternative. Nëse ti i ke 10 alternativa, më jep të lutem një Po – signal“.

Te Po – „Të lutem provoji të gjitha alternativat nëse ato janë saktësisht të vërteta, vepruese dhe të vendosura si problemi i identifikuar i sjelljes dhe më lajmëro për atë, nëse ti e ke gjetur një.“
Priten tri signale.
Te një signal i vetëm - lëshohu te pjesa kreative, derisa të gjenden tri alternativa.
Te tri alternativat - „ Kërkoje nga këto tri alternativa njërën, nga e cila të jep një Po – signal, nëse atë e ke vendosur.“

**Reframingu në trans – ushtrime**

7. **Marrja e pëgjegjësisë**
   „A je i gatshëm që ti ta marrësh përgjegjësinë dhe në tri javët e ardhshme t’i provosh mënyrat e zgjedhura të sjelljes?“

8. **Future – peace**
   „Zhvilloje një fantazi: sesi A në situatat e ardhshme e tregon sjelljen e re, pastaj provoje aty, nëse vërtet është sjellje e saktë.“
   Te Jo - lëshohu te pjesa kreative për shkak të alternativës së re, derisa të pëlqehet.

3. **SIX-Step – Reframingu në trans**

Ju, natyrisht, mundeni që edhe një problem ekzistues me një Reframing ta përpunoni në trans. Aty ndodh zgjedhja e peoblemit përmes ndërdijes dhe delegacioni në pjesën përgjegjëse lëviz përpara, meqë ju, nga fillimi, komunikoni me këtë pjesë. Te ky format ju shkoni si te Six – Step në formën themelore, vetëm se ju nuk komunikoni me vetëdijen e zgjuar të klientit tuaj, por me pjesën e ndërdijes, pra ju duhet të merrni me atë kontakt direkt.
Parafytyrimi pasues përmban hapat e kësaj mënyre veprimi:

**Six – Step – Reframingu në trans:**
1. Të identifikuarit e problemit
2. Të përcaktuarit e problemit saktësisht
3. Induksioni
4. Themelimi gjatë të numëruarit
5. Të themelohen signalet Po/Jo
6. Të veçuarit e sjelljeve dhe të funksioneve pozitive
7. Gatishmëria për të marrë rrugë të reja
8. Të kërkuarit dhe të sprovuarit e rrugëve të reja
9. Marrja e përgjegjësisë
10. Future – Pace
11. Reduksioni

**Transi i thellë – induksioni**

Është e rëndësishme që personi ta ndiejë veten të sigurt, frikësimet e mundshme të jenë të eliminuara dhe që raporti në mes jush të jetë i mirë (eventualisht fliten dhe sqarohen).

1. Induktoje një trans të lehtë, si në mënyrë të zakonshme, dhe jep sugjestionet e gërshetuara për të „ shkuar më thellë“. Është mirë që edhe metaforat të gjinden asisoji që me to të mund të aplikosh ndihmën (eventualisht më parë të sqarohet e të flitet me personin).
2. Nëse personi ka vështirësi, „koka të lihet e lirë“ dhe të „heqni dorë“, ti mundesh për shembull:
   a) Situatat kinestetike të ndërtohen në mënyrë spontane, lëvizjet e trupit i përdorni apo i induktoni, p.sh. një lëvizje të duarve apo të kokës, këto në mënyrë metaforike t'i përpunoni në trans; ose:
   b) Në kuptimin e „traumës kinestetike“ ta përdorni një lëvizje e cila e lehtëson personin.
   c) Një ndërtim disacional: „gjatë kësaj kohe ti e di që je këtu, në këtë hapësirë, dhe krejt është ashtu si përherë, a mundesh ti thellësisht, ngutshëm të lejosh, që një pjesë nga ti të heqë dorë nga njëra rrugë?“
3. Udhëhiqe një trans të thellë:
   „ Dhe çdoherë, nëse e prek këtë pikë, ashtu që tani ti i dëgjon fjalët „ Trans – trans“ dhe tani ti mund ta lirosh veten edhe më shumë, të shkosh shumë më thellë, edhe më thellë, edhe shumë më thellë.“
4. Drejtoje eventualisht edhe një resurs – apo një zgjim – të spirancuar.“
5. Udhëhiqe personin që të shkojë ashtu thellë këtë herë:
   „Dhe ndoshta ti këtë herë dëshiron vërtet të shkosh thellë – më thell se gjer më tani – më thellë se çdoherë më parë, dhe ti tani po shkon më thellë – kështu më shumë mund t'i pëlqesh këto, ta shijosh ndjenjat e sigurisë që ashtu tërësisht të jenë tek ti dhe ashtu me besim të heshtin në ty.“
6. Lejoje personin të qëndroj aty ose:
   - në stil
   - shtojcë më të kujdesur nga instruksionet e proceseve apo
   - hulumtimi i hapësirës së brendshme, në të cilën personi gjendet drejtpërdrejt.
7. Nën shtojcën nga sugjestioni post – hipnotike personin mundesh ngadalë dhe kujdesshëm ta shkosh mbrapa (apo te zgjim – spiranca)
8. Vendose sigurt, që ai vërtetë përsëri të jetë krejtësisht zgjuar.

**Transi integrues**

**Transi A:**

Lejo që kjo përvojë vërtet të të kënaqë dhe merre të vërtetë, ndiej sesi ajo si çdo ndjenjë e të qenit i kënaqur në ty mund të zgjërohet... sesi ju do të bëheni të plotë... dhe të pasur... dhe të jep ty vetë kjo ndjenjë të kënaqësisë... të plotëkënaqësisë... në lloj spirance... ndoshta në fjalë dhe fotografi... e cila do të ndihmoj... që ty të të kujtohet... shumë lehtë... nga tani dhe në ardhmëri... ashtu që ti vetë, shumë lehtë, mund të shkon atje... kur ti çdoherë atë e dëshiron... në çdo hap e vend... pa pritje... pa kërkesa... pa imponim...

Thjesht, vetëm një përvojë kënaqësie rreth e rrotull... përvojë... që të përmbushë me adhurim... që të gjitha mund të t'i japë... çka ti ke nevojë... tani dhe në çdo të ardhme dhe në çdo të kaluar...
Ashtu që ti mundesh vetë, plotësisht, përsëri, të ngarkohesh dhe të freskohesh... tani ndërdija jote është inteligjente dhe ka një sukses enorm... gjëra të reja... më mirë... plotësisht të rregulluara... Potenciali yt bëhet plotësisht i arritur... dhe i lehtë... dhe shpejt për të mësuar, për të organizuar... dhe për t'u integruar. Dhe ti në të kaluarën tënde sigurisht shpesh këtë e ke përjetuar, dhe vetë mund ta besosh me përshtatshmëri, dhe ti vetë në një mënyrë mund të shprehësh gëzimin, i cili për ty është i arsyeshëm.

II:

Dhe ti mund të mësosh... të mësosh ta përdorësh këtë proces... dhe si proceset tjera, të cilat ti i ke mësuar... në ndonjë trans të hyjë brenda dhe të zbulohet se tani ndërdija jote e di sesi mundësitë e reja mund të gjurmohen... mënyrat e pamjeve të reja lejohen... mundësitë e qëndrimeve sprovohen... thjesht e vjetra të hidhet, dhe të mësuarit e këtushëm të bartet në të sotmen e në të ardhmen dhe kjo çdoherë e më tepër... për të gjitha të rejat, alternativat e përshtatshme mund të hapen... ashtu që ti e merr çdoherë e më tepër ndjenjën e pandalshme se jeta jote do të bëhet më e lehtë... më e bukur.. më interesante... më e adhurueshme... tani qëllimet, dëshirat tuaja dhe ëndrrat plotësohen thejsht dhe vërtetësohen... nëse ti e ruan gjakftohtësinë, durimin dhe qetësin plotësisht, e tëra nevojitet për t'u rritur dhe për t'u pjekur dhe për t'u bërë i madh, ashtu si nga ndonjë farë e vockël – e shërbimeve të mira – të cilën ti mund ta mbjellësh, të bëhet një pemë gjigante.

III:

Dhe gjatë kohës kur ti këto përvoja mund t'i thellosh dhe t'i rritësh, ti në rrafshin e ndërdijes mund të marrësh kohë e cila atje ka nevojë... dhe këto përvoja të integrohen të plota dhe të bëhen frytdhënëse... dhe gjatë kësaj ngjarjeje, ti ngadalë në tempon tënde mund t'ia fillosh përsëri të vish këtej, ashtu ngadalë, dhe ti vërtetë... tani menjëherë... mund të ndihesh plotësisht i zgjuar dhe i freskët – si në ndonjë dremitje çlodhëse.

**<u>Proces-instruksionet për shërim:</u>**

Gjatë kësaj, ti këtë mund ta shijosh tani, shumë thjesht, vetëm ulur këtu, duke e liruar frymëmarrjen, që të vijë e të shkojë siç ajo ka dëshirë, ashtu që ti tani çdoherë e më tepër forcat e brendshme shëruese, në brendi, mund t'i lirosh, që me këtë trupi yt t'i marrë ndjenjat tua, mendimet tua, të cilat tani saktësisht mund të të bëjnë shumë mirë, dhe ato tani mund të ta dhurojnë shërimin dhe me çdo frymëmarrje mund të shtrihesh më shumë, derisa molekulat e fundit të qenies sate të jenë të mbushura; gjatë këtij veprimi, me nxjerrje të frymës, mund t'i lirosh të gjitha ato që më nuk të nevojiten ty.

**Sugjestioni posthipnotik:**

Dhe ky proces mund të shkojë çdoherë më tutje në ty, tani – menjëherë – më vonë – edhe sot, ndoshta natën në ëndrrat tua – ashtu që nga dita në ditë do ta kesh një ndjenjë të përhershme shëndeti të mirë, mirëqenieje dhe shërueshmërie të plotë.

**Proces-instruksionet për zgjuarje:**

Gjatë kohës kur ulesh këtu, thjesht shijon çdo gjë që përjeton; ndërdia jote, tani, të gjitha përvojat e së kaluarës sate, me këtë vështrim, mund t'i hulumtojë, se çka ti ke mësuar me rëndësi, zbulohen të gjitha të rëndësishmet dhe të parëndësishmet të cilat mund të përdoren këtu, e ty mund të të tregohen 1000 mundësi, sesi ti me situatën tënde të tanishme jetësore, në mënyrën më optimale, mund t'i përdorësh, dhe çdoherë e më lehtë, çdoherë e më tepër ty të zbulohen, dhe ti je në elementin tënd të vërtetë, në orën e veçantë dhe të përditshme, ashtu që edhe ardhmëria jote – tani veç – mund të jetë një festë, një vend shumë i bukur, ku ti e vallëzon valsin tënd të veçantë, e këndon këngën tënde – dhe bota përgatitet ashtu si ty të përgjigjet dhe si atë mund ta përdorësh, me të ti mund të jesh me të gjitha.

**Përfundoni – formulimet:**

Merr ti ende kohë të mjaftueshme që këtë çast të vlefshëm ta shijosh ashtu që ti të mund ta tërheqësh përdorimin më të madh të kësaj, para se ti të mund të bëhesh gati që nga kjo botë e brendshme për një çast të vogël të marrësh ndarje, që aty, në çdo kohë, të mund të kthehesh prapa ndoshta gjatë natës në ëndërrat tua, kështu që të gjitha proceset në tempon dhe në llojin e tyre shpalosen dhe mund të plotësohen, gjatë kohës kur ti mund të kthehesh prapa, ashtu si të përgjigjet ty, gjatë kohës kur unë menjëherë do të numëroj prej 1-5 / 1-10, ashtu që ti te 5 mund t'i hapësh sytë, dhe plotësisht do të ndihesh përsëri i zgjuar dhe i freskuar, 1 2 3 4 5.

**Teoria e (vjetër) e ndjenjave të dashurisë**

Një hartë ndihmuese për punët terapeutike, e cila ndihmon për zhvillimin e pakursyer për të kuptuar ndonjë njeri dhe për t'u pajtuar në thellësi me të.

**Pranimet:**

1. Çka ti ndien, është çka ti dëshiron të ndiesh. Kjo do të thotë se njerëzit vendosen çdoherë në situatat për një ndjenjë krejt të pëlqyeshme, që t'i injorojë ndjenjat e mundshme të shumta, të cilat e bëjnë mjedisin e tij për të përgjegjës, që edhe ashtu është.

2. Një ndjenjë (e vjetër) dashurie është diçka çka ti kurrsesi nuk e don, (Analogjia: ti pretendon SËF-3 ta urresh dhe radioja jote qëndron çdoherë mbi këtë radiostacion?!)

3. Stresi i zemërimit është si një drogë, klienti është kërkues ndaj saj dhe ekspert për atë që çdoherë, përsëri, besnikërisht ta sigurojë.

4. Ai është një mjeshtër për të, njerëzit dhe situatat, mendimet dhe ndjenjat e tij, ashtu i manipulojnë, që mundësisht sa më shumë „dashuri të vjetra“ t’i vijnë pranë; kjo ndodh që të nxirren në pah dhe të njihen.

5. Posa që një njeri ka trimëri ta njohë, se ashtu është, ai është i lirë.
   Ai mund të fillojë të kënaqet në përfitimin e „dashurive të vjetra“, p.sh. të vendosë: unë uroj që sot ndjenjat e besueshme të mia, të vjetrat, të zemërimit, të largohen, se dëshiroj që njëherë të provoj diçka të re.
   Gatishmëria dhe aftësia që „dashuritë e vjetra“ të shijohet, është çelësi i shërimit.
   Ky natyrisht si një lider shumë i fortë mund të ndihet (nga raporti i mirë, Pacingu, Reframingu mbrojtës.)

**Nga rrjedhin „dashuritë e vjetra“:**

„Dashuritë e vjetra“ rrjedhin më së shumti nga fëmijëria; prindërit me sukses kanë kuptuar se fëmija nga ndjenjat e mira të tij sillet rrugëve (ai tërhiqet me forcë), ashtu që fëmija me ndjenjën e keqe merr pasion (më mirë diç se hiç fare). Ai fillon që strukturën e tij ta ndërtoj sidoqoftë, ashtu që me kohë e ndien një ndjenjë sigurie dhe besueshmërie nga „dashuritë e vjetra“ të tij.

# Përmbajtja

**4. Autohipnoza**

## Ç’ janë hipnoza dhe autohipnoza?

Gati çdokush shpeshherë ka përjetuar gjendje të ngjashme transi – megjithëse ai atë në të vërtetë nuk e ka sjellë në lidhmëri me hipnozën. A jeni zënë ju ndonjëherë nga trauma ditore dhe ecuritë e përditshme rreth e përqark jush nuk i keni vënë re më? A ju ka ndodhur ta provoni ndonjëherë të zhyteni në ndonjë libër apo në ndonjë projekt të ndërlikuar, të thelloheni, dhe të mos dëgjoni sesi ndokush diçka ju propozon, apo të mos e vëreni sa kohë ka qëndruar aty? Ndoshta ndonjëherë ju veç keni përjetuar, e keni provuar në ndonjë film, që ai juve, para se të jetë në përfundim, nuk ndodhë ashtu, siqë ishte gjysmë ore më parë. Ose ndoshta ju keni udhëtuar mbi autostradë dhe ashtu keni qenë thellë në mendime saqë ju grahjen tuaj e keni humbur. Këto janë hipnoza të ngjajshme me gjendjen e transit. Ndryshimi në mes këti lloji transi nga përjetimet e transit dhe të autohipnozës qëndron në atë se te autohipnoza e motivacionit të varur synohen sugjestionet. Hipnoza është trans, i cili për një qëllim është ngritur, p.sh. shtendosja apo lehtësimi i dhembjeve.
Shumica e njerëzve nuk besojnë për herë të parë apo të dytë se ata do të kenë qenë të hipnotizuar. Kjo ndodh shkaku se ky ndërrim i vetëdijes hipnotike nuk është krejtësisht i ri, apo ndjenjë e jashtëzakonshme. Thellësia të cilën ndoshta doni ta ndieni, juve ju vjen si e njohur. Hipnoza nuk është formë e gjumit, edhe pse ndokush, i cili është në trans, ashtu duket shpeshherë, sikur flen. Në të vërtetë ai e takon të kundërtës. Frekuencat e trurit të ndonjë personi në hipnozë trgojnë shtimm gjallërie. Hipnoza është në shumë mënyra e definuar. Askush deri më tani nuk e ka zbuluar saktë sesi ajo funksionon. Ne veprimet e saj vetëm mund t’i përshkruajmë. Dhe si ata shtatë njerëzit e verbër, të cilët e kanë përshkruar elefantin, i ndryshojmë përshkrimet tona në varshmëri nga këndvështrimet tona të papërsëritshme dhe nga përceptimi ynë. Çdo person i përjeton fenomenet e hipnozës në mënyrën e tij unikate. Këtu është një definicion i cili ndriçon sqarimet e veprimeve të hipnozës: Hipnoza është një gjendje shpirtërore, në të cilën në personin ndikojnë shumë sugjestionet, shumë më tepër sesa do të ishte e mundur në gjendjen normale.
Derisa jemi nën hipnozë, forca e kritikës së vetëdijshme do të jetë nën trysni. Fokusi i vëmendjes është i kryqëzuar dhe shkalla e koncentrimit mbi ndonjë pikë është shumë më e lartë sesa në gjendje të zgjuar. Në gjendjen e këtij koncentrimi zgjuarshmëria ndriçon mundësitë që sugjestionet të drejtohen drejtpërdrejt në ndërdijen e individit.
Gati të gjithë shkencëtarët dhe hulumtuesit, të cilët merren me këtë temë, i përgjigjen së vërtetës tani në tërësi, se gjendja e transit, të cilën ne e quajm hipnozë, është një gjendje e vetëdijshme me të gjitha kualitetet speciale të përcaktuara. Në këtë gjendje ju të gjitha sferat mund t’i vetëkontrolloni, në mënyrë normale, jashtë rrezeve të veprimit të vetëdijes suaj. Nëse për këtë dyshoni, uluni ju dhe mundohuni që në mënyrë pasive, por vetëdijshëm, t’i zvogëloni të rrahurat e zemrës – dhjetë përqind, ose mundohuni që temperaturën e duarve tuaja ta rritni për dy apo tri gradë. Këta janë dy shembuj për ndryshimin e brendshëm, që qëndrojn jashtë kontrollit të vetëdijes suaj. Ju në hipnozë gjithsesi mund t’i ndërroni përbrenda vetes veprimet tuaja vetanake kimike, psikike dhe ato emocionale.

### Çdo hipnozë është autohipnozë

Shumë njerëz besojnë se ekziston një ndryshim në mes të hipnozës, e cila udhëhiqet prej ndonjë personi tjetër dhe të autohipnozës.
Shumë ekspertë janë të pajtimit se çdo hipnozë në të vërtetë është autohipnozë. Një hipnoterapeut ndoshta mund të ju ndihmojë që transin tuaj ta udhëhiqni apo të hyni në trans, por çdoherë ju e keni vetëkotrollin. Kjo është hipnoza juaj.
Këto i ndriçojnë ndoshta gjërat që në ju kundërshtohen, ato të cilat ju i keni dëgjuar apo lexuar. Romanet, filmat dhe skenat e shout janë mësues të këqij për të zbuluar prej tyre të vërtetën. Hipnoza duhet të jepet me një aurë të mistershme, e cila nuk fiton. Ky misteriozitet e ka vlerën e vërtetë të hipnozës të mbuluar me fshehtësi, prandaj hipnoza është një instrument, me të cilin ne mund të bëjmë në vetvete ndërrime të rëndësishme pozitive.

**Hipnoza skenike sprovë e hipnozës klinike**

Qëndron një dallim i madh në mes të hipnozës klinike dhe hipnozës skenike, të cilën shumë njerëz e kanë të njohur. Te vrojtimi i hipnotizuesit skenik ju do të njoftoheni me ndonjë teknikë të aplikuar. Së pari pyet ekspozuesit vullnetarë në publik. Ata janë njerëz të cilët veç kanë njëfarë intuite (të cilët kanë kuptuar diçka) se çka i përulë në prag të ngurrimit. Shumë vizitorë janë vizitorë të përhershëm, të cilët janë lehtë të hipnotizueshëm dhe gati çdoherë donë të jenë të kërkuar, nëse hipnotizuesi ata i dallon. Natyrisht, ata kanë ndonjë i cili mbi skenë guxon të dalë, që vetë vendos që në shou ta luajë rolin e tij.
Mbi skenë ekspozuesi apo ekspozuesja provon vullnetarisht t'i kërkojë nga ata të cilët e kanë ndjenjën, që ata absolutisht janë të gatshëm ta përcjellin komandën e tij.
Ata të cilët „kundërpërballen“ apo „kundërshtojnë“ do të jenë të vlerësuar, do të jenë përsëri të larguar dhe kurrsesi s'do të jenë të zgjedhur. Mjeshtri i shout është shpesh shumë i shkolluar, që të lexojë gjuhën trupore dhe shenjat tjera subtile, të cilat tregojnë se pjesëmarrësit dëshirojnë të punojnë çka atyre do tu kërkohet për ta luajtur një rol në shou. Pasi që interpretuesi grupet i bën të kujdesshëm në një grusht nga pjesëmarrësit e miratuar, shou fillon. Kkjo nuk vjen nga ajo nëse grupet tërësore vërtetë janë të hipnotizuar. Pjesëmarrësit ndoshta janë në trans, në mënyrë të mundshme ata besojnë në atë, ose ata sillen thjesht ashtu sikur të ishin të hipnotizuar. Ata njëherë janë në skenë nën trysninë e fortë për të bërë së bashku diçka në skenë e jo „ta shkatërrojn shoun“!
Deri në këtë pikë kohore pjesëmarrësi veç është i qetësuar për ta dhënë miratimin, t'i parashtrojë ngurrimet e tij mbi skenë. Ata kanë një shfajësim për të gjitha ato të cilat ata i bëjnë – „ ata kanë qenë të hipnotizuar“. Shou mund të fillojë.
Nuk është e nevojshme që njerëzit të hipnotizohen, me këtë ata llomotisin si një rosë apo këndojnë imitueshëm si Frenk Sinatra apo qeshin pakontrollueshëm. Njerëzit bëjnë aq mirë budallallëqe dhe gjëra fantastike pa qenë të hipnotizuar. Një vizitë në ndonjë bar, në një mbrëmje të së premtes, mund t'i argumentoj këto.

**Efekti i Svengalit**

Një pyetje e cila parashtrohet shpesh në lidhje me hipnozën është nëse ndonjërin mund ta sjellin në atë gjendje, që të bëjë diçka çka është në kundërshtim me dëshirat e tij. Këtu kujtojmë efektin e Svengalit. Shumë njerëz, të cilët e kanë parë hipnozën skenike, kanë lexuar romane apo kanë shikuar filma me këso përmbajtje, e parashtrojnë këtë pyetje.

Në filmin e vjetër të Gjon Barrimorit hipnotizohet Svengali – një grua plakë e çmendur, të cilën e ndihmojnë të bëjë marrëzi. Në masë të caktuar, vetvetiu, filmat e ri dhe shouprogramet televizive e parashtrojnë hipnozën josaktësisht. Në bazë të kësaj shumë njerëz tmerrohen para hipnozës, nga frika se ata ndonjëherë mund të sillen në atë gjendje që të merren si të çmendur, apo të bëjnë diçka që ata pastaj të mund të pendohen.
Ne ju rekomandojmë: Mos lejoni asnjëherë që një person i pakualifikuar të ju hipnotizoj ju!
Në të vërtetë, hulumtimet tregojnë se njerëzit përcjellin vetëm sugjestione të tilla të cilat qëndrojnë në kornizat e interesave fundamentale.
Natyrisht një hulumtues brenda një Settingu klinik apo shkencor nuk do t'i lutë klientët që ta përshkruajnë një vdekje apo një plaçkitje. Ka shumë shembuj që tregojnë se personat në hipnozë të thellë luten të bëjnë diçka kundër „interesave fundamentale" të tyre, dhe ata...ose e injorojnë urdhërin, ose, nëse u janë të nënshtruar trysnive, do të dalin nga transi.
Me siguri nuk ka nevojë që njerëzit të jenë në hipnozë për të thyer apo për të shkaktuar dëme. Vetëm në filma, televizion dhe në romane hipnoza do të lidhet së bashku me veprime të tilla. Kështu krijohen filmat e tmerrshëm, të cilët nuk mbështeten mbi fakte.
Nuk është e mundur që „forcat e dëshirave" tuaja, përmes hipnozës, t'i shkatrroni, edhe po qe se ato në tregimet fantastike do të përshkruhen ndryshe. Ju kuptoni te çdo pikë kohore se çka për ju është e papërfillshme apo falso.
Natyrisht jeni në autohipnozë – nëse vetë i jepni sugjestionet – përsiatje të tilla kryesisht nuk kanë tema. Ju do të jepni çdoherë sugjestione pozitive dhe konstruktive.

**A ka kufi autohipnoza?**

Nëse ju vetë do të jeni në hipnozë, ju jeni më mirë udhëheqësi veprues se sa i hipnotizuari. Kjo është ashtu e ngjashme, sikur një regjisor i një filmi do të ishte ekzekutuesi kryesor. Kjo sjell gjithashtu ndonjë kufizim me atë sepse ndonjë teknikë, p.sh. regresioni i mplakjes, ndoshta ka nevojë më shumë për ushtrim.
Ju veprimet hipnotike të çuditshme vetë mund t'i arrini. Në lëmitë si p.sh. te kontrollimi i sëmundjeve apo ku duhet të udhëhiqen operacione të rënda. Tek këto raste autohipnoza është e vetmja trullosje (mpirje).
Merreni ju rastin dokumentar të Viktor Raushit (1980). Dr. Raushi, një kirurg i nofullave, e kishte aplikuar hipnozën dhe autohipnozën në praktikën e vet dhe ishte shumë i suksesshëm dhe i vetësigurt me këtë vënie në përdorim. Kur atij i duhej që ta udhëhiqte një operacion të mëshikzës së idhëzës, ai e përdorte autohipnozën si anestezi të vetme. Operacioni udhëhiqej pa komplikime dhe pa dhimbje.
Një ndryshim tjetër trupor, i cili mund të bëhet nën autohipnozë, është ai i të liruarit nga lythat. Faktikisht mund të gjendemi te udhëheqja e shumë problemeve kryesore, nëse aplikohet autohipnoza.
Veprimet e mëtutjeshme, të cilat ju mund t'i arrini, janë kontrollimi i frikës, forcimi i vetëbesimit dhe lehtësimi te alergjitë. Por këto tema janë detajisht të përshkruara në kapitujt e mëvonshëm.
Fenomeni hipnotik është natyrisht një gjendje e shfaqur, në të cilën, me anë të ushtrimeve mund të arrihen qëllimet, të cilat në kushte e rrethana normale është vështirë dhe e pamundur të arrihen.
Është e rëndësishme ta dini se hipnoza ju lejon më shumë kontroll në vend se më pak siç do të mund të mendohej. Në hipnozë ju jeni veçanërisht të vetëdijshmëm dhe mund të reagoni në të, nëse ju për të jeni të vendosur. Sesi mund ta përdorni ju hipnozën për vete, është e varur nga dëshirat tuaja për ndryshim.

**Prej nga dini ju se patët sukses?**

Kalimi nga vetëdija e zgjuar normale në vetëdijen hipnotike mund të jetë shumë subtile. Ju atë, ndoshta, te sprova e parë apo e dytë nuk do ta vëreni menjëherë. Por, të keni durim në vetvete.
Ekzistojnë tri shenja që ato ju ndihmojnë ta dalloni se ju gjendeni në autohipnozë:

1. Nëse ju vëreni se ndryshimi për një gjendje shlodhëse, e cila ju është sugjeruar është afruara; nëse ju për shembull e keni ndjenjën se jeni thellë të shtendosur.
2. Nëse ju ndjenjat e sugjeruara të trupit, si të ftohtit, të nxehtit, të shurdhuarit, të lehtësuarit apo të rënduarit, nga vetvetja, i merrni si të vërteta në trupin tuaj.
3. Kujdesuni për atë sesa është ora, para se ju në ushtrim për herë të parë i mbyllni sytë tuaj. Vlerësone sa kohë ka kaluar, para se në përfundim të ushtrimit t'i çelni sytë. Nëse i çelni sytë dhe e shikoni orën, dhe shihni se ka shkuar më shumë kohë sesa ju keni menduar, ose më pak. Shtrembërimi i kohës është një shenjë për një gjendje hipnotike.

**<u>Përmbledhja e kësaj metode</u>**

1. Punoni me shtendosje më progresive, merrni më shumë kohë dhe çlodhuni plotësisht.
2. Koncentrohuni mbi një pikë.
3. I jepni vetes sugjestionet për lodhje apo rëndim në sytë tuaj dhe për çlodhje më të thellë.
4. Përqendrohuni në një vend real apo në ndonjë vend në fantazinë tuaj, i cili për ju simbolizon paqe, apo ndjeshmëri të mirë – një vend, të larguar larg nga të gjitha brengat apo mendimet penguese.
5. Drejtone vëmendjen tuaj dhe forcën tuaj prezentuese mbi ndjeshmëritë në duart dhe gishtat tuaj. Vini përpara ndjenjat e të ftohtit, të nxehtit, të shurdhuarit, të rënduarit ose të lehtësuarit në mënyrë të parafytyrueshme. Nëse ju e ndieni ndonjë ndjenjë të tillë, përforcojeni atë me ndihmën e sugjestioneve të mëtutjeshme, e të cilën mund ta zgjeroni në regjionet tjera të trupit.

**Praktikisht në autohipnozë**

Gjatë kohës kur në ju rritet dëshira për ta mësuar autohipnozën, ndoshta në ju vjen ndonjë pyetje në aspektet praktike, siç janë: vendi, koha apo zgjatja. Në këtë kapitull do të gjeni përgjigje për këto apo pyetje të tjera.

**Zgjedhja e një vendi për ushtrime**

Ndonjëherë njerëzit praktikisht mund ta lexojnë tërësisht një libër – në një hallë të mbushur plot të aeroportit, në ndonjë ordinancë mjekësore apo në ndonjë restorant. A jeni në gjendje që ju të koncentroheni në librin tuaj dhe të gjitha të tjerat t'i shuani dalngadalë? Nëse kjo juve ju ecën mbarë, tani për ju deridiku është e mundur, për të mos thënë tërësisht, që ta praktikoni autohipnozën. Shumica e njerëzve duan gjithsesi që për seancën e parë të ushtrimit të parapëlqejnë ndonjë vend privat të qetë. Në botën tonë të sotme mund të jetë vështirë që të gjendet një vend krejtësisht i qetë.

Zgjidheni pra një vend privat dhe sa më të qetë që është e mundur. Bëjeni ju atë ashtu të rehatshëm e të përshtatshëm sa të mundeni.
Pas kësaj ju me këtë jini të besueshëm se lehtë she shpejt do të shkoni në trans, ju do të jeni gjithashtu në gjendje që ta përdorni në trans shushuritjen e jashtme dhe „thellimin" në trans, ju do të jeni në gjendje ta ushtroni autohipnozën gjatë kohës kur në kino pritni para se t'ia fillojë filmi, të shtendosur uluni në aeroplan ose në ndonjë stacion autobusi të stërmbushur pritni. Ju do të jeni në gjendje ta shijoni në tërësi një trans. Tani kërkojeni ju një vend, që do të jetë sa më i qetë që është e mundur, ku do t'i gjeni parakushtet e zhvillimit të transit, të cilat për ju do të jenë më vonë një përvojë e besueshme.
Nëse ju e zgjidhni një vend jashtë, në ajër të freskët, ai duhet të jetë privat dhe i papenguar. Më mirë do të ishte të jetë një qoshe në oborr sesa përballë derës hyrëse, ku ju çdo kohë do të mund të jeni të penguar. Nëse ju jeni pakëz me përvojë dhe thjesht për ju është e përshtatshme të hyni në trans dhe përsëri të dilni, provoni të ushtroni në një kohë të nxehtë e të freskët të një dite me diell në bregdet apo në park. Përpiquni të qëndroni sa më gjatë me ushtrimin tuaj në fillim.
Për shumicën nga ju më së miri është që të jeni në hapësirë të mbyllur.
Një dhomë e fjetjes, një dhomë e punës ju përshtatet ndoshta më së miri – veçanërisht, nëse keni fëmijë. Nëse është vështirë, që të jeni të papenguar në shtëpi, provoni në parkingun tuaj të autos. Ose nëse jeni në punë, mbyllni derën e zyrës suaj gjatë drekës.
Bëne ju atë më të mirën që mundeni dhe errësojeni dritën nëse është e mundur. Më e rëndësishme është që vendin, të cilin e kërkoni, të jetë i përshtatshëm, i sigurt dhe i papenguar. Planifikone kohën e ushtrimeve tuaja si një kohë të veçantë për vetë ju.

**Cila kohëzgjatje do të ishte më e mira për një seancë transi?**

Është e domosdoshme që ju të merrni kohë për ushtrime, nëse doni t'i zhvilloni aftësitë e autohipnozës. Ajo ndihmon, nëse ju e dalloni se koha të cilën e keni rezervuar për trans të autohipnozës është ashtu disi si një pagesë në një bankë për vetë-ndryshime pozitive. Si sasia ashtu edhe kualiteteti i kohës që investohet për ju, kanë vlerë. Kjo do të thotë, ne duam t'ua lëmë juve se kur dhe sa gjatë ju doni t'i udhëhiqni përvojat tuaja të transit. Ndoshta ju zbuloni se dreka është pika kohore ideale në ecurinë e ditës suaj, atëherë lejojani vetes një pauzë transi në drekë. Kur çdoherë të arrihet mesi i ditës suaj, tani lejojani vetes një pauzë qetësie, në të cilën ju do të bëni një revy dhe ditën e hequr pasuese do të jetë gati. Ju mund ta formuloni një fjali të përshtatshme, e cila e përmbyllë tërë idenë. Ajo mund të përdoret tani si një sugjestion hyrës dhe si e zgjedhur për induksion autohipnoze. Pe shembull: „Frymëmarrja dhe qetësia shkaktojnë gëzim". Ato për të parën herë duhet t'ju marrin rreth 15-20 minuta kohë. Më vonë juve indukcioni i transit do të ju ecën mbarë veç në 8-10 minuta. Sa më shumë ju e dëshironi autohipnozën tuaj, që është e gërshetuar edhe me qëllimet tuaja, aq më gjatë duhet të rrini në transin tuaj.
Gjatë përsëritjes së ushtrimit ju çdoherë do të keni nevojë për më pak kohë për t'u çlodhur dhe për ta zhvilluar një gjendje transi. Përfundimisht ju do të arrini që kohën më të madhe ta kaloni në autohipnozë, me sugjestione dhe me vizuelizime për kohën e përshtatshme dhe për ndryshueshmëri.
Shumë njerëz kalojnë vetëm tre deri katër minuta për një seancë në trans, por ajo bëhet gjithsesi më shumë herë në ditë. Përsëritja është një strategji mësimore e sukseshme.

Përmes thjeshtëzimit të induksionit të transit ju do të jeni një gjendje t'i udhëhiqni seancat me miq e shokë gjithnjë e më thjesht, e më shpesh, dhe në perioda të shkurta e të përshtatshme të lehtësimit.

**Ndërtimi i pritjeve të synimeve përkatëse**

Ndryshimi është pjesë e natyrshme e jetës sonë. Universi i përgjithshëm yni ndryshon përherë.
Stinët dhe motet ndryshohen, të gjitha shtazët dhe bimët rriten dhe ndryshohen. Qelizat në trupin tonë vdesin dhe zëvendësohen. Vetë shkëmbinjtë shkatërrohen me kohën. Prandaj, kjo është krejtësisht e natyrshme, që ne presim të ndryshohemi.
Nëse ju koncentroheni në pritjen tuaj për ndryshim, do të ndikoni në aftësinë tuaj për shumë ndryshime, që përjetohen gjithnjë e më vetëdijshëm. Dhe ju në jetën tuaj do të arrini sa më shumë. Drejtojeni ju pritjen tuaj tani në atë që ju sukseset (rezultatet) e autohipnozës suaj t'i shihni. Ndryshimi është një pjesë e natyrës, mbi natyrën tuaj.

**Fillimi i strategjisë së sugjestionit**

Ju mund të zhvilloni rimën e sugjestioneve të shkurtra e të synuara në një lloj Trans-mantra.
Për shembull një Mantër për mëngjes: „Të ushqehesh arsyeshëm, të qëndrosh i patundshëm, të shijosh me vetëdije... tërë ditën".
Kjo do të jetë në fokus të zërit tuaj të brendshëm. Derisa ju vëmendjen e drejtoni mbi Mantrën, përdorni fantazinë tuaj, për të shikuar në fjalë që I thoni, për të ndier ngjyrat, frymëmarrjen e zërit. Kjo mund të jetë një rrugë e spikatur që të zhvillohet koncentrimi i vëmendjes.
Si ritëm i sugjestionit për drekë vjen në pyetje: „I shtendosur dhe i plotbesueshëm, çfarë kam mësuar unë sot në mëngjes?"
Dhe në Trans – Manër për në mbrëmje mund të theksohet: „Merr frymë dhe lëshoje, merr frymë dhe lëshoje".
Ndoshta ju i pëlqeni seancat e gjata të transit, të frymëzuara, veçanërisht të vlerësuara.
Ose ju mund të zbuloni se gjendjet e shkurtra të transit dhe strategjitë e sugjestioneve më së miri funksionojnë nëse janë të shkurtra, të koncentruara, të përsëritura shpesh. Dhe natyrisht, mundet që kjo lojë e përbashkët – këto dy teknika dhe teknikat tjera të transit po ashtu të jenë shumë vepruese.
Shumë njerëz e shfaqin kohën para gjumit si kohë më të mirë për autohipnozë – gjatë së cilës diçka urojnë dhe në të njëjtën kohë, të çlodhur, parapërgatiten për një fjetje të mirë.

**A duhet të ushtroni të ulur apo të shtrirë?**

Shumica e njerëzve pëlqejnë më shumë një pozicion të shtrirë. Nëse shtriheni, ndiheni më lehtë apo do të fleni, pra së shpejti arrihet një gjendje e pëlqyeshme e shlodhjes, në rast se ju natyrisht keni në plan që ushtrimin ta përdorni për ta lehtësuar gjumin, atëherë ju shtrihuni pa dilemë.
Kërkoni ndonjë karrige, e cila është e përshtatshme dhe e cila e ka një mbështetëse të shpinës, ajo e mbronë kokën tuaj apo ju lejon që të uleni sa më drejt. Nëse koka juaj te shlodhja varet më larg prapa, ekziston tendenca që koka edhe më shumë të shkojë prapa. Por, për pak momente kjo mund të jetë e papërshtatshme. Një jastëk mund të ju ndihmojë.

Ndoshta karrigia juaj e ka krahun, por ndoshta edhe jo. Shtrini krahët tuaj anash apo mbi mbështetëset e krahut, nëse kjo do të jetë më e përshtatshme apo shtrini të shlodhur në prehrin tuaj. Është e rëndësishme që ju të keni përshtatshmëri.

**A është më mirë t'i mbyllni sytë apo t'i keni të hapur?**

Teknika të shumta mund të ushtrohen me sy të hapur apo të mbyllur. Gati të gjithë njerëzit i mbyllin sytë çdoherë për marrjen e shlodhjes gjatë të lodhurit të kapakëve të syve.
Shumë njerëz të ushtruar munden me sytë hapur të shkojnë në trans dhe ata gjatë transit i lënë sytë të hapur. Vërtet është njësoj nëse ju i mbani sytë hapur apo mbyllur, ashtu si ju e ndini veten më mirë, ashtu do të jetë më së miri. Nëse ju dëshironi t'i mbani sytë hapur, është vlerësim i këshilluar që të shikoni në një pikë, në të cilën ngadalë dhe rregullisht të jeni të përqendruar pa lëvizur.
Shmangiet objektive, si për shembull: njerëzit rreth e përqark, qarkullimi i mjeteve apo televizioni ju pengojnë në mundësinë e koncentrimit tuaj. Koncentrimi është i rëndësishëm nëse dëshironi të shkoni në trans hipnotik.
Nëse dëshironi t'i mbani sytë tuaj hapur, është vlerësim rekomandues që të shikoni në një pikë, e cila nuk lëvizë fare. Ju eksperimentin tuaj mund ta shikoni sesi ju do ta dëshironit një trans me sytë hapur.
Për shumicën nga ju, më e thjeshta në të mësuarit e autohipnozës është të filloni me sytë mbyllur. Si tek të mësuarit e të gjitha aftësive të reja, më së miri është që të fillohet me metodën më të thjesht e më vonë të përpunohen metodat më komplekse.

**Nga hera në herë transi të lehtësohet**

Mendoni te çdo autohipnozë sesi ju tek ndonjë pikë i jepni sugjestionet: „Me një frymëmarrje të thellë, të plotë, unë tek kjo gjendje e vëmendjes së koncentruar mund të kthehen prapa“. Një sugjestion i tillë ndihmon që përvojën e transit, herën tjetër, ta arrini më lehtë dhe më shpejt.

**Forcone vetëbesimin tuaj dhe zgjidhni problemet tuaja**

Ani tregonte gati çdo vendim të cilin e takonte përsëri në dyshim. „Unë pata bërë krejt diçka tjetër apo duhej të thoja...“ ishte një temë e përhershme dhe e rikthyer. Përshtatshmëri e njëjtë te vendimi ndaj ngjyrës së një bluze apo te zgjedhja e një parashkolle për fëmijët ndryshohej; Ani pëlqente vendimet dhe detyrat të cilat të tjerët I bënin shpesh nga vetëbesimi.
Nëse ju keni vetëdyshim apo vetëbesim të munguar, ju nuk jeni vetëm. Këto ndjenja rrethohen gati krejt nga ne në kohën e caktuar dhe në vëllim të ndryshueshëm si një mjegull e dendur.
Shumica e njerëzve parapëlqejnë si më të lehtë që në lidhje me të gjitha mundësitë vetë të vetëpastrohen.
Për fëmijë nuk është e thjeshtë të shkojnë me këto kritere të ulta. Si fëmijë ne jemi të varur që të tjerët – prindërit, mësuesit, familjarët – të na ndihmojnë, që t'i zhvillojnë autoportretin tonë dhe aftësitë tona. Ne shikojmë tek ata që të na thonë se ne diçka kemi bërë mirë dhe nëse nuk na thonë asgjë, ne jemi të habitur. Nuk është çudi që shumica e njerëzve ndihen ashtu, sesi familjarët e tyre i ka ndaluar përballë tyre.
Ne kemi parë ashtu një paraqitje fëmijënore nga perfeksioni. Ne mendojmë se trupi ynë, duart tona dhe vendimet tona të përditshme duhet të jenë perfekte. Më e keqja është se ne përmes

